IslamHouse.com

**Dr. Muhamed ibn Abdullah es Suhajm**

# Islami
# me pak fjalë

**Bazuar në Kuranin fisnik dhe Sunetin profetik**

**Përktheu: Burim Koçinaj**

Redaktor fetar: Jusuf Kastrati

Redaktor gjuhësor: Jeton Koqinaj

**Islamhouse.com**

# الإسلام

## نبذة موجزة عن الإسلام

### كما جاء في القرآن الكريم والسنة النبوية

(باللغة الألبانية)

**تأليف: د. محمد بن عبد الله السحيم**

**ترجمة: بوريم كوجيناي**

مراجعة شرعية: يوسف كاستراتي

مراجعة لغوية: يتون كوجيناي

بسم الله الرحمن الرحيم

**Me emrin e Allahut, të Mëshirshmit, Mëshiruesit**

Ky është një libër i rëndësishëm, që ngërthen në vete një njohje të shkurtër me Islamin. Ky libër i sqaron bazat, parimet dhe bukuritë më të rëndësishme të Islamit, duke u bazuar në burimet e tij origjinale, që janë Kurani fisnik dhe Suneti profetik. Libri është udhërrëfyes për të gjithë të ngarkuarit me detyra fetare, qofshin muslimanë, qofshin jomuslimanë. Ai është në gjuhën e tyre dhe është i përshtatshëm për çdo kohë e vend, në varësi të dallimeve të rrethanave dhe situatave.

(Botim që përfshin argumentet prej Kuranit fisnik dhe Sunetit profetik)

**1. Islami është mesazhi i Allahut drejtuar gjithë njerëzve. Ai është mesazh i përhershëm hyjnor, njëherazi është përmbyllës i mesazheve të Zotit:**

Islami është mesazhi i Allahut drejtuar gjithë njerëzve. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne të kemi dërguar ty (o Muhamed) vetëm si sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues për gjithë njerëzimin, por shumica e njerëzve nuk dinë."** (Sebe, 28) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj (o Muhamed): "O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju."** (El Araf, 158) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz! I Dërguari ju ka sjellë të vërtetën nga Zoti juaj, prandaj besoni, se për ju është më mirë! E, në qoftë se nuk besoni, ta dini se Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."** (En Nisa, 170)

Islami është mesazh i përhershëm hyjnor, njëherazi është përmbyllës i mesazheve të Zotit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj[1], por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve; Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë."** (El Ahzab, 40)

[1] Profeti Muhamed ﷺ nuk ka lënë asnjë trashëgimtar mashkull. Shënim i përkthyesit.

**2. Islami nuk është fe e veçantë për një racë e popull të caktuar, por është feja e Allahut për të gjithë njerëzit.**

Islami nuk është fe e veçantë për një racë e popull të caktuar, por është feja e Allahut për të gjithë njerëzit. Urdhri i parë në Kuranin e madhërishëm është fjala e Allahut të Lartësuar: **"O njerëz! Adhuroni Zotin tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni (nga të këqijat)!"** (El Bekare, 21) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej tij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre të dyve krijoi shumë meshkuj e femra."** (En Nisa, 1) Ibn Omeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon se i Dërguari ﷺ[1] u mbajti një fjalim njerëzve në Ditën e Çlirimit të Mekës, e në atë rast tha: *"O njerëz, Allahu jua ka larguar mburrjen me xhahilietin (periudhën paraislame) dhe lavdërimin me baballarët e saj. Njerëzit ndahen në dy lloje: i mirë, i devotshëm e bujar dhe i shthurur, fatzi e i përbuzur para Allahut. Të gjithë njerëzit janë bij të Ademit, e Allahu e ka krijuar Ademin prej dheut. Allahu thotë:* **"O njerëz! Në të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre dhe ju bëmë popuj e fise, për të njohur njëri-tjetrin. Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe për Të asgjë nuk është e fshehtë."** (El

[1] Sal-lallahu alejhi ue sel-lem (shqip: paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).

Huxhurat, 13) (E shënon Tirmidhiu, numër 3270) Në urdhrat e Kuranit të madhërishëm e në urdhrat e të Dërguarit fisnik ﷺ nuk do të gjesh ndonjë ligj që veçon ndonjë popull a grup duke e marrë në konsideratë racën, kombësinë a llojin e tyre.

**3. Islami është mesazhi hyjnor që ka ardhur për t'i përmbushur mesazhet e profetëve dhe të dërguarve të mëhershëm që ishin për popujt e tyre.**

Islami është mesazhi hyjnor që ka ardhur për t'i përmbushur mesazhet e profetëve dhe të dërguarve të mëhershëm që ishin për popujt e tyre. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne të frymëzuam ty (o Muhamed) me shpallje, ashtu siç frymëzuam me shpallje Nuhun dhe profetët pas tij; siç frymëzuam me shpallje edhe Ibrahimin, Ismailin, Is'hakun, Jakubin dhe bijtë e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin dhe Davudin, të cilit i dhamë Zeburin."** (En Nisa, 163) Këtë fe që Allahu ia shpalli të dërguarit Muhamed ﷺ është po ajo fe që Allahu e përcaktoi për të dërguarit e mëhershëm dhe i porositi me të. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai ju përcaktoi juve për fe atë që ia pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty (o Muhamed) dhe atë me çka e pat porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain, duke thënë: "Qëndroni në fenë e drejtë dhe mos u përçani në të!" Por për idhujtarët është e rëndë ajo në të cilën po i fton ti. Allahu zgjedh për këtë fe kë të dojë dhe udhëzon drejt saj këdo që kthehet tek Ai me pendim."** (Esh Shura, 13) Kjo që Allahu ia shpalli të dërguarit Muhamed ﷺ është konfirmim i librave të mëparshëm hyjnorë, para se t'u ndodhë shtrembërimi, si: Teurati e Ungjilli. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ajo që ta kemi shpallur ty në Libër është e vërteta e cila konfirmon atë që**

**është shpallur para tij. Sigurisht që Allahu i njeh dhe i sheh mirë robërit e Vet.”** (Fatir, 31)

**4. Pejgamberët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) kishin fe të përbashkët dhe ligje të ndryshme.**

Feja e pejgamberëve ishte e përbashkët, ndërsa ligjet i kishin të ndryshme. Allahu i Lartësuar thotë: **“Ne të kemi zbritur ty (o Muhamed) Librin me të vërtetën, si përmbushës të shkrimeve të mëparshme dhe mbrojtës të tyre. Prandaj gjykoji ata sipas asaj që të ka zbritur Allahu dhe mos ndiq dëshirat e tyre, duke u shmangur kështu nga e Vërteta që të është shpallur. Ne për secilin nga ju kemi sjellë një ligj dhe një rrugë të qartë. Sikur të donte Allahu, do t’ju kishte bërë një popull të vetëm, por Ai kërkon që t’ju provojë në atë që ju ka dhënë, andaj bëni gara për punë të mira! Të gjithë do të ktheheni tek Allahu e Ai do t’ju lajmërojë për çështjet rreth të cilave kishit kundërshti.”** (El Maide, 48) Ndërkaq, i Dërguari ﷺ ka thënë: *“Unë jam më parësori i njerëzve për Isain, të birin e Merjemes, në këtë botë dhe në tjetrën. Pejgamberët janë bij të një babai të përbashkët, por të nënave të ndryshme: rregullat sheriatike i kanë të ndryshme, porse fenë të përbashkët.”* (E shënon Buhariu, numër 3443)

**5. Islami bën thirrje në besimin se Zoti i vërtetë është Allahu, Krijuesi, Furnizuesi, Ai që jep jetë, Ai që shkakton vdekje, Zotëruesi i gjithë pushtetit, Ai që drejton çështjet dhe Ai është i Buti e i Mëshirshmi, – ashtu siç kanë bërë thirrje për këtë të gjithë pejgamberët, – Nuhu, Ibrahimi, Musai, Sulejmani, Davudi dhe Isai (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!).**

Islami bën thirrje në besimin se Zoti i vërtetë është Allahu, Krijuesi, Furnizuesi, Ai që jep jetë, Ai që shkakton vdekje, Zotëruesi i gjithë pushtetit, Ai që i drejton çështjet dhe Ai është i Buti e i Mëshirshmi, – ashtu siç kanë bërë thirrje për këtë të gjithë pejgamberët, – Nuhu, Ibrahimi, Musai, Sulejmani, Davudi dhe Isai (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz! Kujtoni dhuntinë e Allahut për ju! A ka ndonjë krijues, veç Allahut, i Cili ju furnizon nga qielli dhe Toka? S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij. Atëherë, si po largoheni ju?"** (Fatir, 3) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të parët? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?" Ata do të thonë "Allahu." E ti (o Muhamed) thuaj: "Atëherë, përse nuk e keni frikë Atë?"** (Junus, 31) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"A ka më të mirë se Ai, që zë fill krijimin dhe pastaj e ripërsërit atë, që ju jep mjete jetese nga qielli dhe toka?! Vallë, a ka krahas Allahut zot**

**tjetër? Thuaj (o Muhamed): "Sillni provat tuaja, nëse ajo që thoni është e vërtetë!"** (En Neml, 64)

Të gjithë profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) u dërguan që të bëjnë thirrje të adhurohet vetëm Allahu. Allahu i Lartësuar thotë: **"Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): "Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!" Disa prej tyre Allahu i shpuri në rrugë të drejtë e disa e merituan të mbeten në humbje. Andaj, udhëtoni nëpër botë të shihni se si ishte fundi i përgënjeshtruesve!"** (En Nahl, 36) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se: "S'ka zot tjetër përveç Meje që meriton adhurimin, andaj më adhuroni (vetëm) Mua!"** (El Enbija, 25) Allahu tregoi për Nuhun (alejhi selam) se ka thënë: **"O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij që meriton të adhurohet! Unë kam frikë se do të bjerë mbi ju dënimi i një Dite të madhe!"** (El Araf, 59) Miku i ngushtë i Allahut, Ibrahimi (alejhi selam), siç tregon Allahu për të, ka thënë: **"Kujtoje Ibrahimin, kur i tha popullit të vet: "Adhuroni Allahun dhe frikësojuni Atij! Kjo është më e mirë për ju, nëse e dini."** (El Ankebut, 16) Salihu (alejhi selam), siç tregon Allahu për të, ka thënë: **"O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij. Në të vërtetë, juve ju është dhënë një shenjë e qartë nga Zoti juaj: kjo deve e Allahut për ju është një mrekulli. Lëreni të kullosë në tokën e Allahut dhe mos i bëni ndonjë të keqe, se ju pret ndëshkimi i ashpër!"** (El Araf, 73) Salihu (alejhi

selam), siç tregon Allahu për të, ka thënë: **“O populli im! Adhuroni Allahun! Ju nuk keni zot tjetër që meriton adhurimin përveç Tij. Me të vërtetë, ju ka ardhur provë e qartë nga Zoti juaj, prandaj matni dhe peshoni saktë, mos u hani hakun njerëzve dhe mos bëni ngatërresa në tokë pasi të jetë vënë rregulli në të. Kjo është më mirë për ju, nëse jeni besimtarë!”** (El Araf, 85)

Gjëja e parë me të cilën Allahu i foli Musait (alejhi selam) ishte: **“Unë të kam zgjedhur ty, prandaj dëgjo atë që po të shpallet! Me të vërtetë, Unë jam Allahu, s’ka zot tjetër përveç Meje, prandaj, vetëm Mua më adhuro dhe kryej faljen për të më kujtuar Mua!”** (Taha, 13-14) Allahu tregon se Musai (alejhi selam) kërkoi mbrojtje nga Allahu, kur tha: **"Unë i lutem Zotit tim dhe Zotit tuaj për të më mbrojtur prej çdo mendjemadhi, që nuk beson në Ditën e Llogarisë!”** (Gafir, 27) Allahu tregon se Mesihu (Isai, alejhi selam) tha: **"Me të vërtetë, Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, andaj adhurojeni Atë. Kjo është rruga e drejtë!”** (Alu Imran, 51) Po ashtu Allahu tregon për Mesihun (Isain, alejhi selam) të ketë thënë: **“O bijtë e Israilit, adhuroni Allahun, që është Zoti im dhe Zoti juaj! Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t’ia ndalojë Xhenetin dhe vendstrehim i tij do të jetë Zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës.”** (El Maide, 72)

Madje edhe në Teurat e në Ungjill ka ardhur vërtetimi se adhurimi duhet t’i kushtohet Allahut, të Vetmit. Në Ligjin e Përtërirë ka ardhur fjala e Musait (Moisiut) (alejhi selam):

*“Dëgjo, Izrael, Zotin, të Adhuruarin tonë, që është Zot i Vetëm.”* Në Ungjillin e Markut ka ardhur vërtetimi për t’ia kushtuar adhurimin Zotit, e në atë rast Mesihu (Isai - Jezusi, alejhi selam) ka thënë: *“Porosia e parë është: “Dëgjo, o Izrael, Zotin, të Adhuruarin tonë, që është Zot i Vetëm.”*

Allahu i Lartmadhërishëm sqaroi se të gjithë pejgamberët u dërguan me një mision madhështor, që ishte: thirrja në teuhid (veçimin e Allahut në adhurim). Allahu i Lartësuar thotë: **“Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): “Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!” Disa prej tyre Allahu i shpuri në rrugë të drejtë e disa e merituan të mbeten në humbje. Andaj, udhëtoni nëpër botë të shihni se si ishte fundi i përgënjeshtruesve!”** (En Nahl, 36) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“Thuaju: “A i shihni ata që i adhuroni në vend të Allahut? Më tregoni, çfarë pjese të Tokës kanë krijuar ata?! Mos vallë kanë ndonjë pjesë në krijimin e qiejve?! Më sillni një libër të shpallur para këtij (Kuranit) ose ndonjë gjurmë tjetër të dijes (hyjnore), nëse flisni të vërtetën!”** (El Ahkaf, 4) Shejh Abdurrahman Es Sidi (Allahu e pastë mëshiruar!) ka thënë: “Nga të gjitha këto kuptohet se, argumentimi i idhujtarëve për të mbrojtur idhujtarinë e tyre është i pabazuar në ndonjë fakt a argument. Bazat ku ata mbështeten janë thjesht hamendësime të gënjeshtërta, mendime të dobëta dhe mendje të prishura. Për kotësinë e pretendimeve të tyre argumenton vështrimi i gjendjes së tyre dhe studimi i dijes dhe veprave të tyre, si dhe shikimi i gjendjes së atyre

që i harxhuan jetët e tyre ndaj adhurimit që bënë. Vallë, a u bëri ndonjë dobi në këtë botë ose në botën tjetër?!” (“Tejsirul Kerimi er Rahman”, f. 779)

**6. Allahu i Lartësuar është Krijuesi, Ai është i Vetmi meritor për t'u adhuruar dhe askush nuk bën të adhurohet bashkërisht me Të.**

Allahu është Ai i Vetmi që meriton të adhurohet dhe askush nuk bën të adhurohet bashkërisht me Të. Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz! Adhuroni Zotin Tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni (nga të këqijat); i Cili e ka bërë për ju tokën shtresë dhe qiellin ndërtesë; i Cili prej së larti zbret ujë dhe nëpërmjet tij bën që të rriten fruta si ushqim për ju. Prandaj mos sajoni me vetëdije zota të barabartë me Allahun."** (El Bekare, 21-22) Ai i Cili na krijoi dhe i krijoi gjeneratat para nesh, që e bëri tokën shtresë dhe na zbriti prej së larti ujë dhe bëri që nëpërmjet tij të rriten frutat si ushqim për ne. Ai është vërtet i Vetmi meritor për t'u adhuruar. Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz! Kujtoni dhuntinë e Allahut për ju! A ka ndonjë krijues, veç Allahut, i Cili ju furnizon nga qielli dhe Toka? S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij. Atëherë, si po largoheni ju?"** (Fatir, 3) Ai që krijon dhe furnizon (të tjerët) është i Vetmi që meriton të adhurohet. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ky është Allahu, Zoti juaj. S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij, Krijuesit të çdo gjëje, andaj adhuroni vetëm Atë! Ai është Mbikëqyrës i çdo gjëje!"** (El Enam, 102)

Çdokush që adhurohet krahas Allahut, nuk e meriton adhurimin. Kjo, se ai nuk ka pushtet as sa pesha e një thërrmije, qoftë në qiej, qoftë në Tokë e as është ortak me

Allahun; as ndihmës e as përkrahës i Tij në asgjë. E si vallë të lutet bashkë me Allahun ose të bëhet ortak me Të?! Allahu i Lartësuar thotë: **“Thuaju (o Muhamed): “Thirrini ata që i hyjnizoni krahas Allahut! Ata nuk kanë pushtet as sa pesha e një thërrmije, qoftë në qiej, qoftë në Tokë; për ta nuk ka pjesë as në qiej, as në Tokë dhe Allahu nuk ka asnjë ndihmës nga radhët e tyre.”** (Sebe, 22)

Allahu i Lartmadhërishëm është Ai që i krijoi këto krijesa dhe i solli në ekzistencë prej hiçit, rrjedhimisht ekzistimi i tyre tregon për ekzistimin e Allahut, zotërimin dhe adhurimin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Një prej shenjave të Tij është që Ai ju krijoi prej dheut, pastaj ja, tashmë ju jeni njerëz të shpërndarë në të gjitha anët. Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë. Me të vërtetë, në këtë ka shenja, për njerëzit që mendojnë. Ndërmjet shenjave të Tij janë krijimi i qiejve e i Tokës dhe shumëllojshmëria e gjuhëve dhe e ngjyrave (racave) tuaja. Pa dyshim, në këtë ka shenja për ata që dinë. Të tjera shenja të Tij janë gjumi juaj natën e ditën dhe kërkesa juaj nga dhuntitë e Tij. Vërtet, në këtë ka shenja për njerëzit që dëgjojnë. Gjithashtu, prej shenjave të Tij janë paraqitja e vetëtimës si frikë e shpresë dhe dërgimi i shiut prej qiellit, që nëpërmjet tij të gjallërohet toka pas shkretimit të saj. Sigurisht, në këtë ka shenja për njerëzit që logjikojnë. Dhe një prej shenjave të Tij është që qiejt dhe Toka qëndrojnë**

**sipas urdhrit të Tij, pastaj kur t'ju thërrasë Ai, me një të thirrur, ju përnjëherë do të dilni nga toka (të ringjallur), Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Gjithçka i përulet Atij. Ai e zë fill krijimin dhe Ai e përsërit atë e për Të kjo është edhe më e lehtë."** (Er Rum, 20-27)

Nemrudi e mohoi ekzistimin e Zotit të tij, e Ibrahimi (alejhi selam), ashtu siç ka lajmëruar Allahu, i tha: **"Ibrahimi pastaj i tha: "Allahu e sjell Diellin nga lindja. Sille ti nga perëndimi!" Atëherë, ai (mohuesi) mbeti me gojën hapur. Allahu nuk i udhëzon ata që janë keqbërës."** (El Bekare, 258) Gjithashtu Ibrahimi (alejhi selam) u argumentua kundër popullit të tij, me faktin se Allahu e udhëzoi, e ushqeu, i dha për të pirë, e, kur sëmurej, Ai ishte që e shëronte dhe i Cili do ta vdesë e do ta ringjallë, siç ka lajmëruar Allahu: **"I Cili më ka krijuar dhe më udhëzon (në rrugë të drejtë); i Cili më ushqen dhe më jep të pi; i Cili, kur sëmurem, më shëron; i Cili do të bëjë që të vdes e pastaj do të më ringjallë."** (Esh Shuara, 78-81) Allahu ka lajmëruar se Musai (alejhi selam) diskutoi me Faraonin duke i thënë: **"Zoti ynë është Ai që çdo gjëje i ka dhënë trajtën e vet e pastaj e ka udhëzuar."** (Taha, 50)

Allahu ia ka bërë të mundur njeriut të shfrytëzojë gjithçka që gjendet në qiej e në Tokë dhe e ka mbuluar me dhuntitë e Tij, që ta adhurojë Allahun e të mos e mohojë. Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk shihni se si Allahu jua ka bërë të mundur t'i shfrytëzoni të gjitha ato që gjenden në qiej e në Tokë dhe ju ka mbuluar me dhuntitë e Tij të dukshme e të**

**padukshme? E megjithatë, disa njerëz polemizojnë për Allahun pa kurrfarë dijenie, pa kurrfarë rrëfyesi dhe pa libër ndriçues."** (Lukman, 20) Sikundërqë Allahu ia ka bërë të mundur njeriut të shfrytëzojë gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë, e krijoi atë dhe e përgatiti me çdo gjë që ai ka nevojë: me të dëgjuar, të parë e zemër, që të nxërë dije që i bën dobi dhe e drejton nga Kujdestari e Krijuesi i tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu ju ka nxjerrë nga barku i nënave tuaja e ju nuk dinit asgjë dhe ju dha të dëgjuarit, të parët dhe zemrat, që të jeni falënderues."** (En Nahl, 78)

Allahu e ka krijuar gjithë këtë gjithësi dhe e ka krijuar njeriun. Ai e ka përgatitur njeriun me gjithçka që ka nevojë: gjymtyrë, fuqi, si dhe i ndihmoi me çdo gjë që i nevojitet për ta adhuruar Allahun dhe për të jetuar në këtë Tokë dhe ia ka bërë të mundur të shfrytëzojë gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë.

Allahu me krijimin që ua bëri këtyre krijesave madhështore u argumentua për të qenët e Tij Zot, që domosdoshmërisht Atij duhet t'i kushtohet adhurimi. Allahu i Lartmadhërishëm thotë: **"Thuaj: "Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të parët? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?" Ata do të thonë "Allahu". E ti (o Muhamed) thuaj: "Atëherë, përse nuk e keni frikë Atë?"** (Junus, 31) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaju: "A i shihni ata që i adhuroni në vend të Allahut? Më tregoni, çfarë pjese të Tokës kanë krijuar ata?! Mos vallë kanë**

**ndonjë pjesë në krijimin e qiejve?! Më sillni një libër të shpallur para këtij (Kuranit) ose ndonjë gjurmë tjetër të dijes (hyjnore), nëse flisni të vërtetën!”** (El Ahkaf, 4) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai i ka krijuar qiejt pa shtylla të dukshme, ka vënë male të palëvizshme në Tokë, që ju të mos lëkundeni dhe ka shpërndarë në të gjithfarë gjallesash. Ne e zbresim ujin nga qielli dhe, nëpërmjet tij, kemi bërë të mbijë çdo lloj i mirë (bime). Ky është krijimi i Allahut! Më tregoni çfarë kanë krijuar të tjerët pos Tij? Asgjë, por keqbërësit janë vërtet në humbje të plotë."** (Lukman, 10-11) Po ashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“A mos vallë, ata janë krijuar prej hiçit apo mos janë ata krijues të vetvetes?! A mos vallë ata kanë krijuar qiejt dhe Tokën?! Nuk është kështu, por ata nuk janë aspak të bindur. A mos zotërojnë thesaret e Zotit tënd?! Apo mos janë ata sunduesit (e gjithçkaje)?!"** (Et Tur, 35-37) Shejh Abdurrahman Es Sidi (Allahu e pastë mëshiruar!) ka thënë: “Ky është një arsyetim, para të cilit atyre nuk u mbetet veçse t’i nënshtrohen së vërtetës dhe ta pranojnë atë, ose, në të kundërtën, do t’u duhet të kundërshtojnë logjikën (e shëndoshë) dhe fenë (e drejtë).” (“Tejsirul Kerimi er Rahman”, f. 816)

**7. Allahu është Krijuesi i çdo gjëje që ekziston në këtë univers, përfshirë gjërat që i shohim dhe që nuk i shohim. Çdo gjë, përveç Allahut, është krijesë e Tij dhe Allahu i krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë.**

Allahu është Krijuesi i çdo gjëje që ekziston në këtë univers, përfshirë gjërat që i shohim dhe që nuk i shohim. Çdo gjë, përveç Allahut, është krijesë e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "Kush është Zoti i qiejve dhe i Tokës?" dhe përgjigju: "Allahu!" Thuaj: "A mos vallë, ju zgjidhni për mbrojtës në vend të Tij, ata që nuk mund t'i sjellin vetes as dobi, as dëm?" Thuaj: "A janë të njëjtë i verbri dhe ai që sheh? Ose a janë njësoj terri dhe drita? Apo ata (idhujtarët) i veshin Allahut ortakë, të cilët krijojnë siç krijon Ai, kështu që krijimi u ngjan i njëjtë atyre (idhujtarëve)?!" Thuaj: "Allahu është Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është i Vetmi, Ngadhënjimtari."** (Er Rad, 16) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai krijon edhe gjëra që ju nuk i dini."** (En Nahl, 8)

Allahu i krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai i krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë, pastaj u ngrit mbi Fron (Arsh). Ai e di se çfarë hyn në Tokë dhe çfarë del prej saj, çfarë zbret prej qiellit dhe çfarë ngjitet drejt tij. Ai është me ju kudo që të gjendeni; Ai sheh gjithçka që bëni."** (El Hadid, 4) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çdo gjë që gjendet midis tyre për gjashtë ditë, pa ndier lodhje aspak."** (Kaf, 38)

**8. Allahu i Lartmadhërishëm nuk ka rival e as ortak në pushtetin, krijimin, rregullimin e çështjeve e as në adhurimin e Tij.**

Allahu i Lartmadhërishëm është Zotëruesi i gjithë Pushtetit; Ai nuk ka rival e as ortak në pushtetin, krijimin e rregullimin e çështjeve. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaju: "A i shihni ata që i adhuroni në vend të Allahut? Më tregoni, çfarë pjese të Tokës kanë krijuar ata?! Mos vallë kanë ndonjë pjesë në krijimin e qiejve?! Më sillni një libër të shpallur para këtij (Kuranit) ose ndonjë gjurmë tjetër të dijes (hyjnore), nëse flisni të vërtetën!"** (El Ahkaf, 4) Shejh Abdurrahman Es Sidi (Allahu e pastë mëshiruar!) ka thënë: **"Thuaju"**; pra, atyre që, në vend të Allahut, adhurojnë idhuj, të cilët nuk bëjnë as dëm e as dobi, nuk japin jetë e nuk e marrin atë, idhuj që nuk mund të ringjallin për të marrë në llogari. Thuaju atyre, duke ua shpjeguar pafuqinë dhe pamundësinë e këtyre idhujve, si dhe faktin se ata nuk meritojnë aspak të adhurohen. – **"Më tregoni, çfarë pjese të Tokës kanë krijuar ata?! Mos vallë kanë ndonjë pjesë në krijimin e qiejve?!"** – A kanë krijuar idhujt tuaj ndonjë gjë në madhështinë e qiejve dhe të Tokës? Vallë, ata i kanë krijuar malet e i kanë bërë lumenjtë të rrjedhin?! Ata i kanë krijuar kafshët dhe i kanë shpërndarë në Tokë?! Apo mos kanë ndihmuar ndopak në krijimin e diçkaje tjetër?! Asgjë nga këto nuk ka ndodhur. Vetë ata e pranojnë këtë gjë, e lëre më të tjerët. Ky është një argument logjik i

pakundërshtueshëm, se adhurimi që i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është i kotë.

Më pas e përmendi mosekzistimin e argumentit tekstual dhe tha: - **“Më sillni një libër të shpallur para këtij (Kuranit)...”** Libër që fton në idhujtari. **“...ose ndonjë gjurmë tjetër të dijes (hyjnore)...”** – Sillni ndonjë argument tekstual të ardhur nga profetët, që urdhëron diçka të tillë! Sigurisht, idhujtarët nuk kanë asnjë mundësi që të sjellin argumente nga ndonjë profet, për idhujtarinë që praktikojnë. Përkundrazi, jemi të vendosur dhe të bindur se të gjithë profetët kanë ftuar në veçimin e Allahut në adhurim (teuhid) dhe kanë ndaluar idhujtarinë. Madje, këto ishin porositë më të mëdha dhe më të rëndësishme që ata ua sollën popujve të tyre." (“Tefsirul Kerimi er Rahman”, f. 779)

Allahu i Lartmadhërishëm është Zotëruesi i gjithë Pushtetit dhe nuk ka ortak në pushtetin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **“Thuaj (o Muhamed): “O Allah, Zotëruesi i gjithë Pushtetit! Ti ia jep pushtetin kujt të duash dhe ia heq kujt të duash; Ti lartëson kë të duash dhe poshtëron kë të duash. Çdo e mirë është në Dorën Tënde! Ti je vërtet i Plotfuqishëm për çdo gjë.”** (Alu Imran, 26) Gjithashtu Allahu i Lartësuar, duke sqaruar se Atij i përket pushteti absolut në Ditën e Gjykimit, thotë: **“Ditën kur ata do të paraqiten të zbuluar, kur asgjë e tyre nuk do të jetë e fshehtë për Allahun. Kujt i përket pushteti i asaj dite? Allahut, të Vetmit, Ngadhënjimtarit!”** (Gafir, 16)

Allahu i Lartmadhërishëm nuk ka rival e as ortak në pushtetin, krijimin, rregullimin e çështjeve e as në adhurimin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **“Thuaj: “Çdo lavd e falënderim i përket Allahut, i Cili nuk ka bir, nuk ka ortak në pushtet dhe nuk është i pafuqishëm, që të ketë nevojë për ndihmës” dhe madhëroje Atë, duke ngritur lart madhështinë e Tij!”** (El Isra, 111) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“Sunduesi i qiejve dhe i Tokës, i Cili nuk ka bir e nuk ka ortak në pushtet; i Cili ka krijuar çdo gjë dhe e ka rregulluar si duhet!”** (El Furkan, 2) Allahu është Sunduesi, e të tjerët përveç Tij janë të sunduar të Tij, qoftë i Lartësuar! Allahu është Krijuesi, ndërsa të tjerët përveç Tij janë të krijuar dhe Allahu është Ai që i rregullon çështjet. E pra, Ai që ka këtë pozitë është detyrë të adhurohet, ndërsa kushtimi i adhurimit dikujt tjetër përveç Tij është mendjecektësi dhe idhujtari (shirk), që e shkatërron këtë dhe botën tjetër. Allahu i Lartësuar thotë: **“Ata thonë: “Bëhuni hebrenj ose të krishterë, që të jeni në rrugë të drejtë!” Thuaju: “Në asnjë mënyrë. Ne jemi të fesë së pastër të Ibrahimit, i cili nuk ka qenë idhujtar.”** (El Bekare, 135) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“Kush është besimtar më i mirë se ai që i dorëzohet sinqerisht Allahut, duke qenë bamirës dhe zbatues i fesë së pastër të Ibrahimit, të cilin Allahu e ka marrë për mik të ngushtë?!”** (En Nisa, 125) Allahu i Lartmadhërishëm e sqaroi se ai që pason fe tjetër nga ajo e mikut të ngushtë të Allahut, Ibrahimit (alejhi selam), veçse e ka nënçmuar veten. Allahu i Lartësuar thotë: **“Fesë së Ibrahimit i shmanget vetëm ai**

**që e nënçmon vetveten. Ne e zgjodhëm atë në këtë botë, kurse në botën tjetër ai do të jetë ndër të mirët.”** (El Bekare, 130)

**9. Allahu i Lartësuar as lind, as është i lindur dhe askush nuk është i barabartë a i krahasueshëm me Të.**

Allahu i Lartësuar as lind, as është i lindur dhe askush nuk është i barabartë a i krahasueshëm me Të. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as lind, as është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të!"** (El Ihlas, 1-4) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që është midis tyre, prandaj, vetëm Atë adhuroje dhe bëhu i qëndrueshëm në adhurimin ndaj Atij. A njeh ti ndokënd që është i ngjashëm me Të?!"** (Merjem, 65) Allahu i Lartësuar thotë: **"Krijues i qiejve dhe i Tokës, Ai ju ka dhënë bashkëshorte nga vetja juaj për t'ju shumuar, si dhe bagëti në çifte. Asnjë send nuk është si Ai. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha."** (Shura, 11)

**10. Allahu i Lartmadhërishëm nuk mishërohet në asgjë e as trupëzohet në ndonjë prej krijesave të Tij.**

Allahu i Lartmadhërishëm nuk mishërohet në diç e as trupëzohet në ndonjë prej krijesave të Tij, as shkrihet/bashkohet me diç; sepse Allahu është Krijuesi, ndërsa të tjerët përveç Tij janë krijesa, Ai është i Përhershëm, ndërsa të tjerët përveç Tij si fund e kanë shuarjen. Çdo gjë është sundim i Tij dhe Ai është Sunduesi i saj. Allahu nuk mishërohet në ndonjë krijesë të Tij dhe asgjë nga krijesat e Ti nuk mishërohet në Qenien e Allahut të Lartësuar. Allahu i Lartësuar është më i Madhi dhe më Madhështori se çdo gjë. Allahu i Lartësuar, duke e mohuar pretendimin e atyre që pretenduan se Ai është mishëruar në Mesihun (Isain - Jezusin), tha: **"Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: "Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!" Thuaj: "Kush mund ta pengojë Allahun, nëse Ai dëshiron ta zhdukë Mesihun, të birin e Merjemes dhe nënën e tij, si dhe gjithçka që gjendet në Tokë?" Vetëm Allahut i takon sundimi i qiejve, i Tokës dhe i çdo gjëje që gjendet midis tyre. Ai krijon çfarë të dojë dhe është i Plotfuqishëm për çdo gjë."** (El Maide, 17) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Të Allahut janë lindja dhe perëndimi, pra, ngado që të ktheheni është Fytyra e Allahut. Vërtet, Allahu është Gjithëpërfshirës dhe i Gjithëdijshëm. Ata thonë: "Allahu ka bërë një fëmijë." I Lavdishëm dhe i Lartësuar qoftë Ai! Përkundrazi, Atij i përket çdo gjë që gjendet në qiej e në Tokë dhe Atij i nënshtrohet gjithçka.**

**Ai është Krijuesi i qiejve dhe i Tokës, pa shembull të mëparshëm dhe, kur vendos për diçka, vetëm thotë për të: "Bëhu!" - dhe ajo bëhet."** (El Bekare, 115-117) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ata thonë: "I Gjithëmëshirshmi ka një bir." Keni thënë diçka vërtet të tmerrshme! Qiejt gati sa nuk copëtohen prej kësaj; Toka gati sa s'çahet e malet sa s'rrëzohen të thërrmuar, ngaqë ata i veshin një bir të Gjithëmëshirshmit. Kurrë nuk i shkon (madhërisë së) të Gjithëmëshirshmit të ketë një bir. S'ka krijesë që gjendet në qiej dhe në Tokë e që të mos vijë si rob para të Gjithëmëshirshmit. Sigurisht që Ai e njeh mirë gjithsecilin prej tyre dhe i ka numëruar të gjithë saktësisht. Çdonjëri prej tyre, në Ditën e Kiametit, do të dalë fill i vetëm para Tij."** (Merjem, 88-95) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu! Nuk ka zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursiu[1]**

[1] Kursiu: Fjalëpërfjalshëm përkthehet: karrige, stol, ndenjës. Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) ka thënë: "Kursiu është vendi ku Allahu i Lartësuar vendos këmbët." (Abdullah ibn Ahmed në "Es Sunne", (586); Ibn Ebl Shejbe në "El Arsh" (61); Ibn Huzejme në "Et Teuhid" (248); Hakimi në "El Mustedrak" (2/282); Albani ka thënë se fjala e Ibn Abasit është e saktë. Shënim i përkthyesit.

**i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!"** (El Bekare, 255)
Ai që e gëzon këtë pozitë dhe këtë pozitë e kanë krijesat e Tij, vallë, si të mishërohet në ndonjërën prej tyre dhe si ta marrë ndonjërin prej tyre për bir, apo ta bëjë ndonjërin prej tyre bashkë me Të hyjni?!

**11. Allahu i Lartmadhërishëm është i Butë dhe Mëshirëplotë me robërit e Tij, prandaj i dërgoi pejgamberët dhe i zbriti librat.**

Allahu i Lartmadhërishëm është i Buti dhe Mëshirëploti me robërit e Tij, e në saje të kësaj mëshire ua dërgoi pejgamberët dhe ua zbriti librat, për t'i nxjerrë ata nga errësirat e kufrit (mosbesimit) dhe shirkut (idhujtarisë) në dritën e teuhidit (njëshmërisë së Allahut) dhe hidajetit (udhëzimit). Allahu i Lartësuar thotë: **"Është Ai që i ka zbritur robit të Vet shpallje të qarta për t'ju nxjerrë nga errësirat në dritë. Allahu është vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë me ju."** (El Hadid, 9)

Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), veçse si mëshirë për botët."** (El Enbija, 107) Allahu e urdhëroi të Dërguarin e Tij që t'i lajmërojë robërit se Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti. Allahu i Lartësuar thotë: **"Lajmëroji robërit e Mi (o Muhamed) se, vërtet, Unë jam Falësi i madh, Mëshirëploti."** (El Hixhr, 49) Prej butësisë dhe mëshirës së Allahut është se Ai e largon të keqen dhe e zbret të mirën te robërit e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **“Nëse Allahu vendos që të të godasë ndonjë e keqe, askush nuk mund të ta largojë atë, përveç Tij e, nëse Ai do të të bëjë ndonjë të mirë, s'ka kush që ta pengojë mirësinë e Tij. Ai ia jep atë mirësi kujt të dojë prej robërve të Tij. Ai është Falësi i madh, Mëshirëploti.”** (Junus, 107)

**12. Allahu është Zoti, Mëshirëploti. Ai është i Vetmi që do t'i marrë krijesat në llogari në Ditën e Gjykimit, kur do t'i ringjallë të gjithë prej varreve, ku secilin person do ta shpërblejë për veprën që ka bërë, qoftë mirë, qoftë keq. Kësisoj, atij që bën vepra të mira, duke qenë besimtar, i takon kënaqësia e përhershme, ndërsa ai që bën kufër (mosbesim) dhe bën vepra të këqija, i takon dënimi i madh në botën tjetër.**

Allahu është Zoti, Mëshirëploti. Ai është i Vetmi që do t'i marrë krijesat në llogari në Ditën e Gjykimit, kur do t'i ringjallë të gjithë prej varreve, ku secilin person do ta shpërblejë për veprën që e ka bërë, qoftë mirë, qoftë keq. Kështu, atij që bën vepra të mira, duke qenë besimtar, i takon kënaqësia e përhershme, ndërsa ai që bën kufër (mosbesim) dhe bën vepra të këqija, i takon dënimi i madh në Ditën e Gjykimit. Prej drejtësisë së plotë të Allahut të Lartmadhërishëm, urtësisë dhe mëshirës së Tij me krijesat është se këtë botë e bëri shtëpi të punës e shtëpinë e dytë (në botën tjetër) e bëri (shtëpi të) shpërblimit, llogarisë e sevapit, që bamirësi ta marrë shpërblimin e bamirësisë së tij dhe i keqi, zullumqari e tirani, ta marrë ndëshkimin e tiranisë dhe padrejtësisë së tij. Fakti se disa njerëz këtë çështje e konsideruan si të pamundshme, Allahu përmendi argumente të shumta, që tregojnë se ringjallja është hak dhe nuk ka dyshim në të. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ndër shenjat e Tij është edhe ringjallja e tokës. Ti e sheh tokën të thatë e të shkretë, por, kur Ne zbresim shi mbi të, ajo**

**lëviz dhe gjallërohet. Pa dyshim, Ai që e ngjall atë, i ngjall edhe të vdekurit. Ai është vërtet i pushtetshëm për çdo gjë."** (Fusilet, 39) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz, nëse ju dyshoni në ringjalljen, mendoni si Ne ju kemi krijuar prej dheut, pastaj prej pikës së farës, pastaj prej droçkave të gjakut, pastaj prej një cope mishi me trajtë të plotë ose jo të plotë, për t'jua bërë të qartë! Dhe Ne e mbajmë në mitër atë që duam deri në kohën e caktuar. Pastaj ju nxjerrim si fëmijë e pas kësaj do të arrini moshën e pjekurisë. Disa nga ju vdesin e disa ngelin deri në pleqëri të thellë, që të mos dinë asgjë nga ajo që kanë ditur më parë. Dhe ti e sheh tokën të tharë, por, kur Ne lëshojmë ujë mbi të, ajo trazohet e gufon dhe prej saj mbijnë gjithfarë lloj bimësh të mrekullueshme në çift."** (El Haxh, 5) Allahu i ka përmendur në këtë ajet tri argumente logjike që tregojnë për ringjalljen, që janë:

- Allahu e ka krijuar njeriun për herë të parë prej dheut, e Ai që e ka krijuar atë prej dheut është i Fuqishëm ta kthejë prapë në jetë kur të bëhet dhé.

- Ai që e ka krijuar njeriun prej pikës së farës është i Fuqishëm ta rikthejë njeriun në jetë pas vdekjes.

- Ai që e gjallëron tokën me shi pas vdekjes së saj është i Fuqishëm t'i ringjallë njerëzit pas vdekjes së tyre. Ajeti njëkohësisht është argument për paimitueshmërinë e Kuranit (ixhaz). Si i bashkoi ky ajet, edhe pse jo i gjatë, tri

argumente madhështore logjike për një çështje madhështore!

Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Atë Ditë, Ne do të palosim qiellin, ashtu siç paloset letra e librit. Ashtu siç e filluam krijimin e parë, do ta përsërisim atë. Ky është premtimi Ynë. Ne do ta bëjmë këtë me të vërtetë."** (El Enbija, 104) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë**: "Ai na sjell shembull, duke harruar krijimin e vet dhe thotë: "Kush do t'i ngjallë eshtrat kur të kalben?" Thuaj: "Do t'i ngjallë Ai që i krijoi ato për herë të parë; Ai ka njohuri të plotë për çdo krijesë."** (Jasin, 78) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Cili është më i vështirë: krijimi juaj apo i qiellit, të cilin Ai e ndërtoi, ia ngriti lart kupën dhe e përsosi? Netët i bëri të errëta, kurse ditët të ndritshme. Pastaj e shtriu rrafsh Tokën, dhe, nga ajo nxori ujërat e bëri kullotat, kurse malet i bëri të patundshme."** (En Naziat, 27-32) Allahu i Lartësuar sqaroi se krijimi i njeriut nuk është më i vështirë sesa krijimi i qiellit e Tokës dhe ç'ka ndërmjet tyre. Kësisoj, Ai që është i Fuqishëm t'i krijojë qiejt dhe Tokën nuk është i pafuqishëm ta ripërthejë për herë të dytë njeriun.

**13. Allahu i Lartmadhërishëm e krijoi Ademin prej dheut dhe bëri që pasardhësit e tij të shumohen pas tij. Andaj, njerëzit, në origjinën e tyre, janë të njëjtë: nuk ka epërsi një racë ndaj tjetrës e as një popull ndaj tjetrit, përveçse me devotshmëri.**

Allahu i Lartmadhërishëm e krijoi Ademin prej dheut dhe bëri që pasardhësit e tij të shumohen pas tij. Andaj, njerëzit, në origjinën e tyre, janë të njëjtë: nuk ka epërsi një racë ndaj tjetrës e as një popull ndaj tjetrit, përveçse me devotshmëri. Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz! Në të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre e ju bëmë popuj e fise, për të njohur njëri-tjetrin. Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe për Të asgjë nuk është e fshehtë."** (El Huxhurat, 13) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu ju ka krijuar së pari prej dheut (Ademin), pastaj (pasardhësit e tij i ka krijuar) prej pikës së farës dhe, në fund, ju ka bërë çifte. Asnjë femër nuk mbetet shtatzënë e as lind pa dijeninë e Tij. Jeta e askujt nuk zgjatet e as shkurtohet pa qenë e shënuar në Libër. Me të vërtetë, kjo për Allahun është e lehtë!"** (Fatir, 11) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Është Ai që ju ka krijuar prej dheut, pastaj prej pikës së farës e pastaj prej droçkës së gjakut. Ai ju bën që të lindni si foshnje, pastaj të arrini moshën e pjekurisë e pastaj të bëheni pleq (ndonëse disa prej jush vdesin më herët), me qëllim që të plotësoni afatin që ju është caktuar të jetoni dhe që të**

**arrini të kuptoni."** (Gafir, 67) Allahu i Lartësuar ka sqaruar se e ka krijuar Mesihun (Isain) me urdhër kosmologjik, ashtu siç e krijoi Ademit prej dheut me urdhër kosmologjik. Allahu i Lartësuar thotë: **"Rasti i Isait për Allahun është si rasti i Ademit që e krijoi prej baltës e pastaj i tha: "Bëhu!" - dhe ai u bë."** (Alu Imran, 59) Më sipër, në paragrafin e dytë, kam përmendur se i Dërguari Muhamed ﷺ ka sqaruar se njerëzit janë të njëjtë dhe se nuk ka epërsi askush ndaj tjetrit, përveçse me devotshmëri.

## 14. Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e pastër.

Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e pastër. Allahu i Lartësuar thotë: **"Drejtohu me përkushtim në fenë e pastër monoteiste, natyrën fillestare, në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit. S'ka ndryshim të krijimit të Allahut. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë."** (Er Rum, 30) El Hanifijjetu[1] (feja e pastër monoteiste) është feja e Ibrahimit (alejhi selam), mikut të ngushtë të Allahut. Allahu i Lartësuar thotë: **"Pastaj ty të shpallëm: "Paso fenë e pastër të Ibrahimit, që nuk ka qenë prej idhujtarëve."** (En Nahl, 123) Ndërkaq, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e pastër, porse prindërit e bëjnë hebre, të krishterë ose adhurues zjarri, sikurse kafsha që e lind të voglin e saj (në mënyrë) të përkryer. I shihni ndonjë të metë?" Pastaj Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të!) citoi:* ***"... Krijimtarinë e Allahut, sipas së cilës Ai i ka krijuar njerëzit. S'ka ndryshim në krijimtarinë e Allahut.***

[1] Kjo është feja e të gjithë pejgamberëve, e nuk është e veçantë për Ibrahimin (alejhi selam). Fakti që iu adresua Ibrahimit (alejhi selam) është për dy arsye: 1.Ata te të cilët u dërgua i Dërguari ynë, Muhamedi ﷺ e njihnin Ibrahimin (alejhi selam) dhe adresoheshin tek ai. E konsideronin gjysh të tyre dhe pretendonin se janë në fenë e tij. Kësisoj, është më e denjë që ta ndjekin Ibrahimin dhe të jenë besimdrejtë, e jo idhujtarë (siç ishin në të vërtetë). Për këtë arsye, ishte me vend që feja t'i adresohet atij e jo pejgamberëve të tjerë. 2.Allahu e ka bërë Ibrahimin (alejhi selam) imam për pejgamberët pas tij, ndryshe nga pejgamberët para tij; ku Allahu nuk e ka bërë ndonjërin prej tyre imam për pejgamberët pas tij. (Salih el Usajmi, *"Sherhul kavaidil erbei"*, f. 11) Shënim i përkthyesit.

***Kjo është fe e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.”*** (Rum, 30) (E shënon Buhariu, numër 4775) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Vini re! Zoti im më urdhëroi t’jua mësoj atë që ju nuk e dini, të cilën mua ma ka mësuar sot. (Allahu i Lartësuar thotë): “****Çdo pasuri që i kam dhënë ndonjë robi, është hallall për të. Të gjithë robërit e Mi i kam krijuar besimpastër (monoteistë), mirëpo atyre u venë shejtanët e i largojnë nga feja e tyre. Ua ndalojnë atë që ua lejova dhe i urdhërojnë të më shoqërojnë ndokënd në adhurim, gjë për të cilën nuk kam zbritur kurrfarë prove.”*** (E shënon Muslimi, numër 2865)

**15. Asnjë njeri nuk lind mëkatar ose trashëgimtar i mëkatit të ndokujt tjetër.**

Asnjë njeri nuk lind mëkatar ose trashëgimtar i mëkatit të ndokujt tjetër. Allahu i Lartësuar na ka lajmëruar se, kur Ademi (alejhi selam) e kundërshtoi urdhrin hyjnor dhe hëngri nga pema bashkë me gruan e tij, Havanë, i ra pishman, u pendua dhe e luti Allahun për falje. Kështu, Allahu e frymëzoi të thotë fjalë të mira. E, me t'i thënë ato, Allahu ua pranoi të dyve pendimin. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne thamë: "O Adem, jeto ti dhe gruaja jote në Xhenet dhe aty hani sa të doni e kur të doni, por mos iu afroni kësaj peme, se, ndryshe, do të bëheni të padrejtë." Shejtani i shtyu të gabojnë e i nxori nga lumturia ku ishin. "Zbritni - u thamë Ne - do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Në Tokë do të qëndroni, do të keni furnizim e do të jetoni deri në një kohë të caktuar." Ademi mësoi disa fjalë (si të kërkonte falje) nga Zoti i tij, kështu që Ai ia pranoi pendimin. Sigurisht, Ai i pranon shumë pendimet, Ai është Mëshirëploti. Ne u thamë: "Zbritni të gjithë prej Xhenetit! Kur t'ju vijë udhërrëfimi Ynë, ata që do t'i përmbahen atij, nuk do të kenë frikë dhe nuk do të dëshpërohen."** El Bekare, 35-38) Ndonëse Allahu ia pranoi pendimin Ademit (alejhi selam) dhe nuk u konsiderua bartës i mëkatit, rrjedhimisht pasardhësit e tij nuk e trashëgojnë mëkatin që është larguar me pendim. Pra, në parim, njeriu nuk ngarkohet me barrën e tjetrit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kushdo që bën diçka, punon për vete dhe askush nuk**

**ngarkohet me barrën e tjetrit. Pastaj të gjithë do të ktheheni te Zoti juaj dhe Ai do t'ju tregojë për kundërshtitë që kishit mes jush."** (El Enam, 164) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Kush zgjedh rrugën e drejtë, e ka për veten e vet e kush i largohet asaj, i largohet në dëm të vetvetes dhe askush nuk e merr të keqen e tjetërkujt. Ne nuk dënojmë asnjë popull, para se të çojmë të dërguar!"** (El Isra, 15) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Asnjë shpirt i ngarkuar nuk do të mbartë barrën e tjetrit. Nëse i ngarkuari rëndë thërret dikë që t'ia mbartë, nuk do t'i merret asgjë nga barra, edhe sikur të jetë i afërt. Në të vërtetë, ti paralajmëron vetëm ata që i frikësohen Zotit të tyre në fshehtësi dhe që falin namazin. Kush e pastron veten (nga gjynahet), në të vërtetë e ka për dobinë e vet, ndërsa kthimi është tek Allahu."** (Fatir, 18)

## 16. Qëllimi i krijimit i të njerëzve është adhurimi i Allahut, të Vetmit.

Qëllimi i krijimit i të njerëzve është adhurimi i Allahut, të Vetmit. Allahu i Lartësuar thotë: **“Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë.”** (Edh Dharijat, 56)

**17. Islami e ka nderuar njeriun, qoftë burrë, qoftë grua. Ia ka dhënë atij të drejtat e plota dhe e ka bërë përgjegjës për të gjitha përzgjedhjet, punët dhe veprimet e tij. Po ashtu i hedh atij përgjegjësinë për çdo vepër që e dëmton ose i dëmton të tjerët.**

Islami e ka nderuar njeriun, qoftë burrë, qoftë grua. Allahu e krijoi njeriun që të jetë mëkëmbës në Tokë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kur Zoti yt u tha melekëve: "Unë do të krijoj një mëkëmbës (që do të zbatojë ligjet e Zotit) në Tokë."** (El Bekare, 30)

Ky nderim i përfshin të gjithë bijtë e Ademit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Në të vërtetë, Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit: ua kemi bërë të mundur që të udhëtojnë në tokë dhe në det, u kemi dhënë ushqime të mira e të lejuara dhe i kemi ngritur lart mbi shumë prej atyre që kemi krijuar."** (El Isra, 70) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të përkryer."** (Et Tin, 4)

Allahu e ndaloi njeriun që të jetë pasues e i përulur i ndonjë të adhuruari, të pasuari ose ndonjërit që i binden krahas Allahut. Allahu i Lartësuar thotë: **"E megjithatë, disa njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Të dhe duke i dashur siç duhet Allahu. Por, ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun (se sa ç'i duan idhujtarët idhujt e tyre). Sikur keqbërësit të shihnin që tani çastin kur të**

**përballen me ndëshkimin, do ta kuptonin se e tërë fuqia i përket Allahut dhe se dënimi i Tij është fort i ashpër. Ah, sikur ta shihnin çastin kur të adhuruarit do t'i braktisin adhuruesit e tyre, kur të gjithë do të shohin dënimin e midis tyre do të këputet çdo lidhje."** (El Bekare, 165-166) Allahu i Lartësuar duke sqaruar gjendjen e pasuesve dhe të pasuarve në të kotën, në Ditën e Kiametit, thotë: **"Ata që madhështoheshin, do t'u thonë atyre që i quanin për të dobët: "Vallë, ne ju penguam nga udhëzimi i Allahut, kur ju erdhi juve?! Jo, por ju jeni keqbërës!" Ndërkaq, të dobëtit do t'u thonë atyre që madhështoheshin: "Nuk është kështu! Ju keni komplotuar natë e ditë, duke na urdhëruar, që ta mohonim Allahun dhe t'i vishnim Atij (zota të tjerë) të barabartë me Të." Dhe ata do ta fshehin pikëllimin, kur ta shohin dënimin. Ne do të vëmë vargonj në qafat e atyre që mohuan. A do të ndëshkohen ndryshe, veçse sipas asaj që kanë bërë?!"** (Sebe, 32-33)

Nga drejtësia e plotë e Allahut të Lartmadhërishëm në Ditën e Kiametit është se bën që thirrësit dhe prijësit e devijimit t'i mbajnë gjynahet e veta dhe të atyre që i devijuan padrejtësisht. Allahu i Lartësuar thotë: **"(Le të thonë kështu, me qëllim) që t'i mbajnë gjynahet e veta të plota në Ditën e Kiametit, si dhe pjesën e gjynaheve të atyre që i çuan në humbje nga padijenia; sa e keqe është barra që do të bartin ata!"** (En Nahl, 25)

Islami ia ka dhënë njeriut të drejtat e plota në këtë botë dhe në tjetrën. E drejta (haku) më e madhe që Islami e ka dhënë

dhe që ua ka sqaruar njerëzve është: e drejta e Allahut kundrejt njerëzve dhe e drejta e njerëzve kundrejt Allahut. Muadh ibn Xhebeli (Allahu qoftë i kënaqur me të) rrëfen: *"Teksa isha ulur mbrapa Pejgamberit (ﷺ, në kafshë), Pejgamberi ﷺ më tha: "O Muadh!" Unë i thashë: "Të përgjigjem me kënaqësi, o i Dërguari i Allahut!" Pejgamberi ﷺ eci për një kohë dhe sërish tha: "O Muadh!" I thashë: "Të përgjigjem me kënaqësi, o i Dërguari i Allahut!" Pejgamberi ﷺ eci për një kohë dhe sërish tha: "O Muadh!" I thashë: "Të përgjigjem me kënaqësi, o i Dërguari i Allahut!" Më pyeti: "Vallë, e di cila është e drejta e Allahut kundrejt njerëzve?" I thashë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri." Pejgamberi ﷺ tha: "E drejta e Allahut kundrejt njerëzve është ta adhurojnë Atë dhe të mos i bëjnë ortak asgjë." Pastaj eci për një kohë dhe sërish tha: "O Muadh!" I thashë: "Të përgjigjem me kënaqësi, o i Dërguari i Allahut!" Pejgamberi ﷺ më pyeti: "Vallë, e di cila është e drejta e njerëzve tek Allahu, nëse ata e bëjnë këtë?" I thashë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri." Pejgamberi ﷺ tha: "E drejta e njerëzve tek Allahu është të mos i dënojë ata."* (E shënon Buhariu, numër 5967)

Islami ia mbron njeriut fenë e tij të vërtetë (Islamin), pasardhësit, pasurinë dhe nderin. Pejgamberi ﷺ ka thënë: *"(Dijeni mirë se) Allahu jua ka bërë të shenjta gjaqet, pasurinë dhe nderin tuaj, sikurse shenjtëria e kësaj dite, në këtë muaj, në këtë vend."* (E shënon Buhariu, numër 6043)

Pejgamberi ﷺ njoftoi haptazi për këtë besëlidhje madhështore në haxhillëkun e lamtumirës, ku morën pjesë më shumë se njëqind mijë sahabë. Gjithashtu e përsëriti dhe e theksoi këtë kuptim në ditën e Bajramit në haxhillëkun e lamtumirës.

Islami e ka bërë përgjegjës njeriun për të gjitha përzgjedhjet, punët dhe veprimet e tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Çdo njeriu ia kemi varur në qafë llogarinë për punën e tij dhe Ne do t'ia paraqesim Ditën e Kiametit librin, që do ta gjejë të hapur (e do t'i themi): "Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!"** (El Isra, 13) Pra, çdo gjë që ka vepruar, qoftë e mirë, qoftë e keqe, Allahu do ta bëjë të pandarë nga ai; nuk i kalon dikujt tjetër; nuk llogaritet për punët e tjetërkujt e as tjetërkush nuk llogaritet për punën e tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Atëherë ti, o njeri, që përpiqesh shumë, mundin tënd do ta gjesh te Zoti yt."** (El Inshikak, 6) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Kush bën mirë, e bën për dobi të vet, e kush punon keq, punon në dëm të vet. Zoti yt nuk u bën padrejtësi robërve të Tij."** (Fusilet, 46)

Islami e bën përgjegjës njeriun që t'i bartë përgjegjësitë e çdo vepre që e dëmton atë ose të tjerët. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kush bën gjynah, ai ia ka bërë shpirtit të vet. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."** (En Nisa, 111) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Prandaj Ne i urdhëruam bijtë e Israilit se kush vret ndokënd, që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikurse të ketë vrarë të**

**gjithë njerëzit. Dhe, nëse dikush shpëton një jetë, është sikurse të ketë shpëtuar jetën e krejt njerëzve."** (El Maide, 32) Ndërkaq, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Sa herë që dikush vritet padrejtësisht, i biri i parë i Ademit do të ketë hise në atë gjak, sepse ai ishte i pari që filloi vrasjen.”* (E shënojnë Buhariu, numër 3335 dhe Muslimi, numër 1677)

**18. Islami e bëri të barabartë mashkullin dhe femrën sa i përket veprës, përgjegjësisë, shpërblimit dhe sevapit.**

Islami e bëri të barabartë mashkullin dhe femrën sa i përket veprës, përgjegjësisë, shpërblimit dhe sevapit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe kushdo që bën vepra të mira, qoftë ai mashkull, qoftë femër, duke qenë besimtar, do të hyjë në Xhenet dhe nuk do t'i bëhet asnjë padrejtësi."** (En Nisa, 124) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë."** (En Nahl, 97) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë**: "Ata që bëjnë vepra të këqija, do të dënohen vetëm sipas veprave të bëra; ndërsa ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, qofshin meshkuj, qofshin femra, do të hyjnë në Xhenet. Aty do të begatohen pa kufizim."** (Gafir, 40) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Me të vërtetë që për muslimanët dhe muslimanet, besimtarët dhe besimtaret, të bindurit ndaj Allahut dhe të bindurat ndaj Allahut, të drejtët (të sinqertët) dhe të drejtat (të sinqertat), duruesit dhe durueset, të përulurit dhe të përulurat, mirëbërësit dhe mirëbërëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, përmendësit e Allahut vazhdimisht dhe përmendëset, pra, për të gjithë këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh."** (El Ahzab, 35)

**19. Islami e nderoi femrën dhe i konsideroi gratë të barabarta me burrat në shumë dispozita fetare dhe e obligoi burrin të shpenzojë për të, nëse ka mundësi. Babai e ka obligim të shpenzojë për bijën e tij dhe i biri e ka obligim të shpenzojë për nënën e tij, nëse është moshërritur dhe ka mundësi. Gjithashtu e ka obligim të shpenzojë burri për bashkëshorten e tij.**

Islami i konsideroi gratë të barabarta me burrat në shumë dispozita fetare. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë *"Vërtet gratë janë të barabarta me burrat në shumë dispozita fetare."* (E shënon Tirmidhiu, numër 113)

Prej nderimit që Islami ia dha gruas është fakti se e obligoi të birin që të shpenzojë për nënën, nëse ka mundësi. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Dora e atij që jep është dora e sipërme: (fillo me ata që i mirëmban:) nënën, babanë, motrën, vëllanë, pastaj të afërmin e të afërmin."* (E shënon Ahmedi, numër 7105) Me lejen e Allahut, do të sqarojmë pozitën e dy prindërve në paragrafin e njëzetenëntë.

Prej nderimit që Islami ia ka bërë gruas është fakti se e ka obliguar burrin të shpenzojë për bashkëshorten e tij, nëse ka mundësi. Allahu i Lartësuar thotë: **"Pasaniku le të shpenzojë sipas pasurisë që ka, ndërsa i varfri le të shpenzojë sipas asaj që i ka dhënë Allahu; Allahu nuk e ngarkon askënd mbi sa i ka dhënë. Pas vështirësisë, Ai sjell lehtësimin."** (Et Talak, 7) *Një njeri e pyeti të Dërguarin ﷺ:*

*"Cila është e drejta e gruas kundrejt burrit të saj?" Në atë rast i tha: "Që ta ushqesh kur ti ha, që ta veshmbathësh kur të veshmbathesh, që të mos e qëllosh në fytyrë dhe që të mos i thuash fjalë të këqija."* (E shënon imam Ahmedi, numër 20013) I Dërguari i Allahut ﷺ, duke sqaruar disa të drejta të grave ndaj burrave, ka thënë: *"Ju e keni për detyrë t'ua siguroni atyre ushqimin dhe veshmbathjen, sipas zakonit."* (E shënon Muslimi, numër 1218) Gjithashtu i Dërguari ﷺ ka thënë: *"Njeriut i mjafton si mëkat nëse e humb ushqimin e atyre që i ka për detyrë t'i ruajë!"* (E shënon imam Ahmedi, numër 6828) Hatabi (Allahu e pastë mëshiruar!) ka thënë: "Këtu janë për qëllim ata që i ka për detyrë t'i ushqejë. Sikur ka dashur t'i thotë atij që shpenzon për familjen: Mos shpenzo diçka që nuk është tepricë e ushqimit të familjes sate, duke kërkuar shpërblim për të, kësisoj kjo të të kthehet si mëkat, nëse i ke humbur ata."

Prej nderimit që Islami ia ka bërë gruas është fakti se ia ka bërë obligim babait të shpenzojë për bijën e tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Nënat le t'u japin gji fëmijëve të tyre dy vjet, për ata që duan t'ia plotësojnë dhënien e gjirit. Babai i fëmijës ka për detyrë, sipas mundësisë së tij, që t'i sigurojë si duhet ushqim dhe veshmbathje."** (El Bekare, 233) Allahu sqaroi se është detyrë e babait, të cilit i lind një fëmijë, që ta ushqejë dhe ta veshmbathë atë sipas mundësisë. Allahu thotë: **"Nëse fëmija ushqehet me gjirin e nënës, paguajani atyre shpërblimin."** (Et Talak, 6) Pra, pagesën e shpërblimit të dhënies gji fëmijës Allahu ia

obligoi babait, gjë që tregon se babai e ka për obligim të shpenzojë për fëmijën. Fjala “fëmijë” e përfshin mashkullin dhe femrën. Hadithi vijues është argument se babai e ka për obligim të shpenzojë për bashkëshorten dhe fëmijët e kësaj të fundit. Aishja (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon: *"Njëherë, Hindi i tha Pejgamberit ﷺ: "Ebu Sufjani është dorështrënguar, ndërsa unë kam nevojë që nganjëherë të marr prej pasurisë së tij?" Ai iu përgjigj: “Merr për vete dhe fëmijën tënd aq sa ju mjafton, pa e tepruar.”* (E shënon Buhariu, numër 7180) Gjithashtu i Dërguari fisnik ﷺ e sqaroi vlerën e shpenzimit për bijat dhe motrat, kur thotë: *“Ai që kujdeset për dy apo tri vajza; dy apo tri motra, derisa të martohen, apo të vdesë, unë dhe ai do të jemi (në Ditën e Gjykimit) si këta dy (pra së bashku). Dhe bëri me shenjë me dy gishtërinjtë e tij: treguesin dhe të mesmin.”* (“Es Silsileh es Sahiha”, numër 296)

**20. Vdekja nuk është shuarje e përhershme, madje ajo është zhvendosje prej shtëpisë së punës (kësaj bote) në shtëpinë e shpërblimit (në botën tjetër). Vdekja e përfshin trupin dhe shpirtin. Vdekja e shpirtit nënkupton kur ai të ndahet nga trupi, më pas shpirti rikthehet tek ai pas ringjalljes në Ditën e Gjykimit. Shpirti pas vdekjes nuk zhvendoset te ndonjë trup tjetër e as mishërohet në një trup tjetër.**

Vdekja nuk është shuarje e përhershme. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaju: "Shpirtin do t'jua marrë Meleku i Vdekjes, i cili është caktuar për ju, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj."** (Es Sexhde, 11) Vdekja e përfshin trupin dhe shpirtin. Vdekja e shpirtit nënkupton kur ai të ndahet nga trupi, më pas shpirti rikthehet tek ai pas ringjalljes në Ditën e Gjykimit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu ua merr shpirtrat atyre që u ka ardhur çasti i vdekjes dhe atyre që nuk kanë vdekur, por që janë në gjumë. Pastaj Ai ndal shpirtin e atij që i është caktuar vdekja, ndërsa të tjerëve ua lë deri në një kohë të caktuar. Me të vërtetë, këto janë shenja për njerëzit që mendojnë."** (Ez Zumer, 42) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Kur të merret shpirti, shikimi e përcjell atë."* (E shënon Muslimi, numër 2130) Pas vdekjes njeriu zhvendoset prej shtëpisë së punës (kësaj bote) në shtëpinë e shpërblimit (në botën tjetër). Allahu i Lartësuar thotë: **"Tek Ai do të ktheheni të gjithë. Premtimi i Allahut është i vërtetë. Ai e zë fill krijimin e pastaj e përsërit atë, që t'i shpërblejë me të drejtë ata që besojnë dhe bëjnë**

**vepra të mira. Sa u përket atyre që nuk besojnë, ata do të kenë pije nga uji i vluar dhe dënim të dhembshëm, për shkak se kanë mohuar."** (Junus, 4)

Shpirti pas vdekjes nuk zhvendoset te ndonjë trup tjetër e as mishërohet. Për pretendimin e mishërimit nuk argumenton as logjika, as provat shqisore e asnjë tekst nga pejgamberët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) nuk ekziston që dëshmon për këtë besim.

**21. Islami fton të besohen bazat e mëdha të imanit, të cilat janë: besimi në Allahun, në melekët, besimi në librat hyjnorë, si: Tevrati, Ungjilli dhe Zeburi, – para se të shtrembërohen, – dhe Kurani. Ai fton të besohen të gjithë profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) e të besohet i fundit prej tyre, Muhamedi ﷺ, vula e profetëve dhe të dërguarve. Fton të besohet dita e fundit, si dhe ta dimë se jeta në këtë botë, po të nënkuptonte përfundimin, atëherë jeta dhe ekzistenca do të ishin mahi e qartë. Po ashtu fton të besohet kadaja (paracaktimi) dhe kaderi (caktimi).**

Islami fton të besohen bazat e mëdha të imanit (besimit), te të cilat ftuan të gjithë profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!), që janë:

**E para:** besimi në Allahun si Zot, Krijues, Furnizues, Sistemues të këtij universi dhe se vetëm Ai është meritori t'i bëhet adhurim si dhe adhurimi që i bëhet dikujt përveç Tij është i kotë. Çdo i adhuruar përveç Allahut është i kotë dhe adhurimi nuk i përket askujt përveç Allahut dhe për askënd nuk është i saktë. Sqarimi i këtyre argumenteve është përmendur në paragrafin e tetë.

Allahu i Lartmadhërishëm i ka përmendur këto baza të mëdha në ajete të shumta, të shpërndara në Kuranin e madhërishëm. Prej tyre është fjala e Allahut: **"I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e edhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, melekët e**

**Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): "Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij." Ata thonë: "Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë dhe te Ti do të kthehemi!"** (El Bekare, 285) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, melekët, Librin dhe profetët; e atij që me vullnet jep nga pasuria e vet për të afërmit, jetimët, të varfrit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit dhe për lirimin e të robëruarve; e atij që fal namazin dhe e jep zekatin; dhe e atyre që i plotësojnë premtimet, kur marrin përsipër diçka; e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte. Këta janë besimtarët e vërtetë dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun."** (El Bekare, 177) Allahu bëri thirrje që të besohen këto baza dhe sqaroi se kush i mohon ato, veçse ka humbur larg prej udhës së drejtë. Allahu i Lartësuar thotë: **"O besimtarë! Besoni Allahun, të Dërguarin e Tij, Librin, që ia ka zbritur të Dërguarit të Tij dhe Librin që e ka zbritur më parë. Kushdo që mohon Allahun, melekët e Tij, Librat e Tij, të dërguarit e Tij dhe Ditën e Kiametit, ai, me të vërtetë, ka humbur larg prej udhës së drejtë."** (En Nisa, 136) Në hadith qëndron se Omer ibn Hatabi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) ka thënë: *"Një ditë, ndërsa rrinim tek i Dërguari i Allahut ﷺ, u shfaq një njeri fort rrobëbardhë e tejet flokëzi, tek i cili nuk vëreheshin shenja udhëtimi. Atë nuk e njihte asnjëri prej nesh. U ul pranë të Dërguarit ﷺ*

*duke i vendosur gjunjët e tij afër gjunjëve të të Dërguarit e duke i vënë shuplakat e duarve të tij mbi kofshët e veta, e në atë rast pyeti: “O Muhamed, më trego për Islamin.” I Dërguari i Allahut tha: “Islami është të dëshmosh se nuk meriton të adhurohet askush përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh Ramazanin dhe të kryesh haxhillëkun (këtë të fundit) po pate mundësi.” Ai i tha: “Ashtu është.” Ne u çuditëm, se vetë e pyeste, vetë ia vërtetonte! Ai tha: “Më trego për imanin (besimin).” I Dërguari tha: “Imani është të besosh në Allahun, në melekët, në librat e Tij, në të dërguarit, në Ditën e Fundit dhe të besosh në paracaktimin (kaderin), qoftë i mirë, qoftë i keq.” Ai i tha: “Ashtu është. Më trego për ihsanin (përsosurinë).” I Dërguari tha: “Ta adhurosh Allahun sikurse të jesh duke e parë Atë. Edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai gjithsesi të sheh ty.”* (E shënon Muslimi, numër 8) Në këtë hadith tregohet se Xhibrili (alejhi selam) vajti tek i dërguari Muhamed ﷺ dhe e pyeti për shkallët e fesë: Islamin, imanin dhe ihsanin. Në atë rast i dërguari Muhamed ﷺ iu përgjigj. Më pas i dërguari Muhamed ﷺ i lajmëroi sahabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta!) se ky është Xhibrili (alejhi selam), që ka ardhur t’ua mësojë atyre fenë. Ja, ky është Islami, mesazhi hyjnor, të cilin Xhibrili (alejhi selam) e ka sjellë dhe i dërguari Muhamed ﷺ ua ka përcjellë njerëzve dhe sahabët e tij (Allahu qoftë i kënaqur me ta!), e ruajtën dhe e përcollën te njerëzit pas tij.

**E dyta:** besimi në melekët. Ata janë krijesa të padukshme. Allahu i ka krijuar dhe i ka bërë në formë të veçantë. I ngarkoi me detyra madhështore, e prej detyrave të më madhështoreve ishte përcjellja e mesazheve hyjnore te profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Meleku më i madhështor është Xhibrili (alejhi selam). Ajo që tregon se Xhibrili (alejhi selam) ua zbriti shpalljen hynore të dërguarve (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) është fjala e Allahut të Lartësuar: **“Me vullnetin e Tij, Ai ia dërgon melekun (Xhibrilin) me Shpallje kujt të dojë prej robërve të Tij (duke u thënë): “Paralajmëroni se s’ka zot tjetër të vërtetë përveç Meje, prandaj të më kini frikë Mua!”** (En Nahl, 2) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Nuk ka dyshim se ky (Kuran) është Shpallja e Zotit të botëve. Atë e zbriti Shpirti i besueshëm (Xhibrili) në zemrën tënde (o Muhamed) që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe. Vërtet, ai është përmendur në Shkrimet e të parëve."** (Esh Shuara, 192-196)

**E treta:** besimi në librat hyjnorë, si: Teurati, Ungjilli dhe Zeburi, – para se të shtrembërohen, – dhe Kurani. Allahu i Lartësuar thotë: **“O besimtarë! Besoni Allahun, të Dërguarin e Tij, Librin, që ia ka zbritur të Dërguarit të Tij dhe Librin që e ka zbritur më parë. Kushdo që mohon Allahun, melekët e Tij, Librat e Tij, të dërguarit e Tij dhe Ditën e Kiametit, ai, me të vërtetë, ka humbur larg prej udhës së drejtë.”** (En Nisa, 136) Gjithashtu Allahu i

Lartësuar thotë: **“Ai të ka shpallur ty Librin, me të vërtetën e saktë, duke vërtetuar shpalljet e mëparshme. Ai i ka zbritur Teuratin dhe Ungjillin më parë si udhërrëfyes për njerëzit dhe ka zbritur edhe Dalluesin (e së vërtetës nga e pavërteta). Ata që nuk besojnë shpalljet e Allahut, i pret dënim i ashpër; Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Zoti për shpagim."** (Alu Imran, 3-4) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e edhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, melekët e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): “Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij.” Ata thonë: “Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë dhe te Ti do të kthehemi!”** (El Bekare, 285) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj:** “**Ne besojmë në Allahun, në atë që na është shpallur neve (Kuranin), në atë që u është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Ishakut, Jakubit dhe Esbatëve (pejgamberëve nga bijtë e Jakubit), në atë që u është dhënë Musait e Isait dhe pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë asnjë dallim midis tyre dhe vetëm Allahut i përulemi.”** (Alu Imran, 84)

**E katërta:** Besimi në të gjithë profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Pra, është obligim të besohen të gjithë profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!), si dhe të kemi bindjen se ata, që të gjithë, janë të dërguar prej Allahut për t’ua përcjellë popujve të tyre mesazhet e Allahut, fenë dhe

sheriatin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thoni: “Ne besojmë në Allahun, në atë që na është shpallur neve (Kuranin), në atë që i është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Ishakut, Jakubit dhe Esbatëve (bijve të Jakubit), në atë që i është dhënë Musait e Isait dhe në atë që u është dhënë profetëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi midis tyre dhe vetëm Allahut i përulemi.”** (El Bekare, 136) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e edhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, melekët e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): “Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij.” Ata thonë: “Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë dhe te Ti do të kthehemi!”** (El Bekare, 285) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“Thuaj (o Muhamed): “Ne besojmë Allahun, atë që na është shpallur neve, atë që i është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Ishakut, Jakubit, Esbatëve (bijve të tij) dhe në atë që i është dhënë Musait, Isait dhe profetëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë asnjë dallim midis tyre dhe Ne vetëm Atij (Allahut) i përulemi.”** (Alu Imran, 84)

Dhe të besohet i fundit prej tyre, Muhamedi ﷺ, vula e profetëve dhe të dërguarve (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta). Allahu i Lartësuar thotë: **“Kujto kur Allahu mori besëlidhjen nga profetët (dhe u tha): “Çfarëdo që t’ju jap prej Librit dhe urtësisë, kur t’ju vijë një i Dërguar, vërtetues i asaj që ju është dhënë, pa dyshim që duhet ta**

**besoni dhe ta ndihmoni atë! A e pranoni këtë dhe barrën që po ju ngarkoj?" Ata u përgjigjën: "E pranojmë." (Allahu) u tha: "Bëhuni dëshmitarë, se edhe Unë bashkë me ju jam dëshmitar."** (Alu Imran, 81)

Islami e bën obligim të besohen të gjithë profetët dhe të dërguarit në përgjithësi dhe e bën obligim të besohet i fundit prej tyre, që është i dërguari Muhamed ﷺ. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj (o Muhamed): "O ithtarët e Librit! Nuk do të keni asgjë në vijë, derisa t'i përmbaheni Teuratit e Ungjillit dhe asaj që ju është shpallur nga Zoti juaj (Kurani)."** (El Maide, 68) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se nuk do ta mbajmë për zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!" Nëse ata nuk pranojnë, atëherë thuaju: "Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!"** (Alu Imran, 64)

Ai që mohon një profet të vetëm, veçse i ka mohuar të gjithë profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Kësisoj Allahu lajmëroi për dispozitën e tij (mohuesit) prej popullit të Nuhut (alejhi selam) duke thënë: **"Populli i Nuhut, i përgënjeshtroi të dërguarit."** (Es Shuara, 105) Është e ditur se Nuhun (alejhi selam) nuk e ka paraprirë i dërguar (resul), megjithatë, kur populli i tij e përgënjeshtruan, ky përgënjeshtrim u konsiderua si

përgënjeshtrim i të gjithë profetëve dhe të dërguarve, për faktin se thirrja dhe ideali i tyre qe i njëjtë.

**E pesta:** besimi në Ditën e Fundit, që është Dita e Kiametit. Në fund të jetës së kësaj bote, Allahu e urdhëron melekun Israfil (alejhi selam) t'i fryjë (Surit), fryrje kjo që do të vdesin të gjithë ata që do Allahu. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kur do t'i fryhet Surit, do të vdesin të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që do Allahu; pastaj do të fryhet për të dytën herë në Sur dhe ata përnjëherë do të ngjallen e do të presin."** (Ez Zumer, 68) Kur të shkatërrohet çdo gjë që ka në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që do Allahu, atëherë Allahu do t'i palosë qiejt dhe Tokën, ashtu siç qëndron në fjalën e Allahut të Lartësuar: **"Atë Ditë, Ne do të palosim qiellin, ashtu siç paloset letra e librit. Ashtu siç e filluam krijimin e parë, do ta përsërisim atë. Ky është premtimi Ynë. Ne do ta bëjmë këtë me të vërtetë."** (El Enbija, 104) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ata nuk e kanë vlerësuar siç duhet fuqinë e Allahut. Në Ditën e Kiametit, e tërë Toka do të jetë në grushtin e Tij, ndërsa qiejt do të mbështillen nën të djathtën e Tij. Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi idhujt që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!"** (Ez Zumer, 67) I Dërguari ﷺ ka thënë: *"Allahu i Lartmadhërishëm do t'i palosë qiejt Ditën e Gjykimit. Më pas do t'i marrë ato me dorën e Tij të djathtë e do të thotë:* ***"Unë jam Sunduesi suprem, ku janë arrogantët?! Ku janë mendjemëdhenjtë?!" Më pas do t'i palosë tokat me të majtën e Tij dhe do të thotë: "Unë jam***

***Sunduesi suprem, ku janë arrogantët? Ku janë mendjemëdhenjtë?"*** (E shënon Muslimi, numër, 2788)

Më pas Allahu e urdhëron melekun dhe i fryn Surit për herë të dytë, kur ja, përnjëherë do të ngjallen dhe do të presin. Allahu i Lartësuar thotë: **"Pastaj do të fryhet për të dytën herë në Sur dhe ata përnjëherë do të ngjallen e do të presin."** (Ez Zumer, 68) Kur Allahu t'i ringjallë krijesat, i mbledh për t'i llogaritur. Allahu i Lartësuar thotë: **"Atë Ditë, toka do të hapet e ata do të dalin me nxitim. Për Ne është e lehtë t'i mbledhim ata të gjithë."** (Kaf, 44) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ditës kur ata do të paraqiten të zbuluar, kur asgjë e tyre nuk do të jetë e fshehtë për Allahun. Kujt i përket pushteti i asaj dite? Allahut, të Vetmit, Ngadhënjimtarit!"** (Gafir, 16) Në këtë Ditë Allahu do t'i llogarisë të gjithë njerëzit, do të marrë hak për çdo të dëmtuar nga ai që i ka bërë dëm dhe do të shpërblejë çdo njeri sipas asaj që ka punuar. Allahu i Lartësuar thotë: **"Atë ditë, çdo njeri do të shpërblehet sipas asaj që ka punuar; atë ditë nuk ka padrejtësi! Allahu, me të vërtetë, është i shpejtë në llogari."** (Gafir, 17) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Vërtet, Allahu nuk dëmton askënd asnjë grimë, por, nëse (dikush) bën mirësi, Allahu ia shumëfishon atë dhe i jep shpërblim të madh."** (En Nisa, 40) Po ashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë."** (Ez Zelzele, 7-8) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe në Ditën e**

**Kiametit, Ne do të vendosim peshore të sakta e askush nuk do të pësojë asnjë padrejtësi. Ne do të sjellim (për gjykim) çdo vepër, qoftë kjo edhe sa pesha e një kokrre sinapi. Ne jemi të mjaftueshëm për llogaritje."** (El Enbija, 47)

Pas ringjalljes dhe llogaridhënies pason shpërblimi: kush ka bërë mirë dhe ka besuar, do të ketë kënaqësi të përhershme që nuk zhduket, e, kush ka bërë keq dhe ka mohuar, do të ketë ndëshkim. Allahu i Lartësuar thotë: **"I tërë pushteti atë ditë i përket Allahut. Ai do t'i gjykojë të gjithë: ata që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira, do të gjenden në kopshtet e begative, ndërsa ata që nuk kanë besuar dhe i kanë përgënjeshtruar shpalljet Tona, do të kenë dënim poshtërues."** (El Haxh, 56-57) Dhe ta dimë se jeta në këtë botë, po të nënkuptonte përfundimin, atëherë jeta dhe ekzistenca do të ishin mahi e qartë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Mos vallë keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?!"** (El Muminun, 115)

**E gjashta:** besimi në kada dhe kader, që nënkupton se duhet të besohet se Allahu di çdo gjë që ka ndodhur, që do të ndodhë në të ardhmen e afërt e të largët në këtë univers dhe se Allahu e shkroi tërë këtë para se t'i krijonte qiejt dhe Tokën. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai i ka çelësat e së padukshmes dhe vetëm Ai i njeh ato. Ai di ç'ka në tokë dhe në det; asnjë gjeth nuk bie pa e ditur Ai dhe nuk ekziston asnjë kokërr në errësirën e tokës, as e njomë, as e thatë,**

**që të mos jetë shënuar në Librin e qartë (Leuhi Mahfudh)."** (El Enam, 59) Dhe se gjithçka Allahu e përfshin në diturinë e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu është Ai, që ka krijuar shtatë qiej dhe po aq toka. Urdhrat e Tij zbresin përmes tyre, që ju ta dini se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë dhe se Ai përfshin gjithçka në diturinë e Tij."** (Et Talak, 12) Dhe se nuk ndodh ndonjë urdhër (gjë) në këtë univers, veçse me vullnetin, dëshirën dhe krijimin e Allahut dhe se Allahu i lehtëson shkaqet që ai të ndodhë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Sunduesi i qiejve dhe i Tokës, i Cili nuk ka bir e nuk ka ortak në pushtet; i Cili ka krijuar çdo gjë dhe e ka rregulluar si duhet!"** (El Furkan, 2) E për këtë gjë, Allahu ka një urtësi të përsosur, që nuk mund ta përfshijnë njerëzit (në diturinë e tyre). Allahu i Lartësuar thotë: **"Një urtësi e përsosur, por paralajmërimi nuk u bën dobi."** (El Kamer, 5) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai e zë fill krijimin dhe Ai e përsërit atë e për Të kjo është edhe më e lehtë. Atij i përket shembulli më i lartë në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti."** (Er Rum, 27) Allahu i Lartësuar e ka përshkruar Vetveten me cilësi e urtësi dhe e ka quajtur Vetveten i Urti. Allahu i Lartësuar thotë: **“Allahu dëshmon, e po ashtu edhe melekët, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S’ka zot tjetër përveç Tij (që meriton të adhurohet), të Plotfuqishmit, të Urtit.”** (Alu Imran, 18) Allahu i Lartësuar ka lajmëruar se Isai (alejhi selam) do t’i drejtohet Allahut në Ditën e Gjykimit duke i thënë: **"Nëse Ti i dënon ata - robërit e Tu janë, e nëse i fal ata, me të**

**vërtetë, vetëm Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti."** (El Maide, 118) Kur Allahu i Lartësuar e thirri Musain (alejhi selam), që ishte nga ana e malit Tur, i tha: **"O Musa! Jam Unë, Allahu, i Plotfuqishmi, i Urti!"** (En Neml, 9)

Allahu i Lartësuar e ka përshkruar Kuranin e madhërishëm me epitetin e urtësisë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Elif, lám, râ. Ky është një Libër, vargjet e të cilit janë radhitur mrekullueshëm dhe janë parashtruar me hollësi nga ana e Një të Urti të Gjithëdijshëm."** (Hud, 1) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Kjo është nga Urtësia që të ka shpallur ty, Zoti yt, dhe mos vër zot tjetër me Allahun, se do të hidhesh në Xhehenem, fajtor dhe i dëbuar."** (El Isra, 39)

**22. Të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) janë të mbrojtur sa i përket asaj që e përcjellin nga Zoti i tyre. Janë të mbrojtur nga çdo gjë që e kundërshton logjikën (e shëndoshë), ose e refuzon moralin e përkryer. Të dërguarit janë të ngarkuar të përcjellin urdhrat e Allahut te robërit e Tij. Të dërguarit nuk kanë kurrfarë veçorie që ka të bëjë me zotërimin (rububijen) ose adhurimin (uluhijen), madje ata janë njerëz si të tjerët; Allahu ua shpall atyre mesazhet e Tij.**

Të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) janë të mbrojtur sa i përket asaj që e përcjellin nga Zoti i tyre, sepse Allahu i përzgjedh më të mirët prej krijesave të Tij që ta përcjellin mesazhin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu zgjedh të dërguar nga melekët dhe njerëzit; me të vërtetë, Allahu dëgjon dhe sheh gjithçka."** (El Haxh, 75) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu i zgjodhi Ademin, Nuhun, familjen e Ibrahimit dhe familjen e Imranit mbi të gjithë njerëzit (e kohës së tyre)."** (Alu Imran, 33) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Zoti tha: “O Musa! Unë të kam zgjedhur ty mbi të tjerët me kumtet e Mia dhe të Folurin Tim (pa ndërmjetës, por të drejtpërdrejtë). Merre atë që ta kam dhënë dhe bëhu mirënjohës!”** (El Araf, 144) Të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) e dinë se ajo që iu zbritet atyre është shpallje hyjnore dhe i shohin melekët duke e zbritur shpalljen. Allahu i Lartësuar thotë: **"Vetëm Ai e di të padukshmen dhe nuk ia zbulon atë askujt, përveç të dërguarve që ka**

**zgjedhur. Para dhe pas tyre Ai vë mbikëqyrës (melekë), në mënyrë që ta dijë nëse i përcjellin mesazhet e Zotit të tyre. Ai përfshin me dijen e Vet gjithçka që ata kanë dhe çdo gjë e ka llogaritur imtësisht."** (El Xhin, 26-28) Allahu i urdhëroi të dërguarit që ta përcjellin mesazhin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"O i Dërguar! Trego atë që të është shpallur nga Zoti yt! Në qoftë se nuk e bën këtë, atëherë nuk e ke përcjellë Mesazhin e Tij; Allahu të ruan ty prej njerëzve. Natyrisht që Allahu nuk i udhëzon njerëzit që nuk besojnë."** (El Maide, 67) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"(Këta janë) të dërguar që kanë sjellë lajme të mira e kanë paralajmëruar, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut, pas ardhjes së të dërguarve. Se, Allahu, është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm."** (En Nisa, 165)

Të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) ia kanë frikën Allahut skajshmërisht dhe Atij i druhen; asgjë nuk shtojnë e nuk lënë mangët në mesazhet e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Sikur ai (Muhamedi), në mënyrë të rreme, të na kishte veshur ndonjë fjalë, Ne do ta kapnim atë për dorën e djathtë dhe me siguri që do t'ia prisnim damarin e qafës e askush prej jush nuk do të mund ta mbronte."** (El Hakah, 44-47) Ibn Kethri (Allahu e pastë mëshiruar!) ka thënë: "Allahu i Lartësuar thotë: "Sikur ai, në mënyrë të rreme, të na kishte veshur ndonjë fjalë" Pra, Muhamedi ﷺ, po të ishte si pretendojnë ata: shpifës ndaj Nesh, duke shtuar a pakësuar prej mesazhit (shpalljes

hyjnore), ose ka dhënë diçka nga vetja dhe na ka atribuuar Neve, - e nuk është ashtu, - do të përshpejtonim për ta dënuar. Për këtë ka thënë: **“Ne do ta kapnim atë për dorën e djathtë.”** Është thënë se kuptimi është: Do ta ndëshkonim me të djathtën, për faktin se ajo ka forcë më të madhe. Po ashtu është thënë: Do ta kapnim atë për të djathtën e tij. Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“Pastaj Allahu do të thotë (në Ditën e Gjykimit): “O Isa, i biri i Merjemes! Ti ishe ai që u the njerëzve: “Adhuromëni mua dhe nënën time si zota krahas Allahut?!” Isai do të thotë: “Qofsh i lartësuar dhe i lavdëruar! Mua nuk më takon të them diçka, për të cilën nuk kam aspak të drejtë! Po ta kisha thënë ndonjëherë, Ti me siguri do ta dije. Ti e di çfarë ka në shpirtin tim, po unë nuk e di çfarë ka në Veten Tënde. Vetëm Ti i di të gjitha të fshehtat. Unë nuk u kam thënë asgjë tjetër, përveç asaj që më ke urdhëruar Ti: “Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj!” Kam qenë dëshmitar, për sa kohë që kam jetuar midis tyre dhe, qëkurse më more mua, vetëm Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je Dëshmitar për çdo gjë.”** (El Maide, 116-117)

Prej mirësisë së Allahut ndaj profetëve dhe të dërguarve të Tij (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) është fakti se Allahu i shpërblen ata për shkak të përcjelljes së mesazhit të Tij (te të tjerët). Allahu i Lartësuar thotë: **“Ai tha: “Unë kam dëshmitar Allahun, por dëshmoni edhe ju, se unë jam larg nga idhujt që ju i adhuroni në vend të Tij. Të gjithë ju bëni komplot kundër meje dhe mos më jepni afat aspak!**

**Unë mbështetem tek Allahu, Zoti im dhe Zoti juaj. S'ka asnjë gjallesë që të mos jetë nën pushtetin e Tij. Me të vërtetë, Zoti im, është në rrugë të drejtë."** (Hud, 54-56) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ata u përpoqën të të largonin ty (Muhamed) nga ai (Kuran), që të kemi shpallur Ne, me shpresë se ti, duke shpifur, do të Na vishje diçka tjetër përveç tij (Kuranit). Po ta bëje këtë, atëherë, ata do të të merrnin ty për mik. Dhe sikur të të mos kishim forcuar Ne, gati do të kishe anuar pak nga ata, dhe atëherë, me të vërtetë, Ne do të bënim që të shijoje dënimin e dyfishtë në këtë botë dhe pas vdekjes; e atëherë, nuk do të gjeje askënd për ndihmës kundër Nesh."** (El Isra, 73-75) Këto ajete dhe ato para, dëshmojnë e tregojnë se Kurani është i zbritur nga Zoti i botëve, për faktin se, po të ishte nga profeti Muhamed ﷺ, nuk do të përfshinte fjalë të tilla që i drejtohen atij.

Allahu i Lartmadhërishëm i ruan të dërguarit e Tij prej njerëzve. Allahu i Lartësuar thotë: **"O i Dërguar! Trego atë që të është shpallur nga Zoti yt! Në qoftë se nuk e bën këtë, atëherë nuk e ke përcjellë Mesazhin e Tij; Allahu të ruan ty prej njerëzve. Natyrisht që Allahu nuk i udhëzon njerëzit që nuk besojnë."** (El Maide, 67) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Tregoju atyre historinë e Nuhut, kur i tha popullit të vet: "O populli im, nëse për ju është e rëndë prania ime midis jush dhe që t'ju rikujtoj shenjat e Allahut, (dijeni se) unë jam mbështetur vetëm tek Allahu! Prandaj, bashkë me idhujt tuaj, vendosni si do të veproni dhe**

**vendimi juaj le të mos fshihet; zbatojeni kundër meje e mos më jepni kohë!”** (Junus, 71) Allahu i Lartmadhërishëm duke treguar për fjalën e Musait (alejhi selam) tha: **“Ata të dy[1] thanë: “O Zoti ynë! Ne kemi frikë se ai do të na dënojë menjëherë ose do të ndërkrehet më tepër.” (Allahu) tha: “Mos u frikësoni! Në të vërtetë, Unë jam me ju, dëgjoj dhe shoh.”** (Taha, 45-46) Allahu i Lartmadhërishëm sqaroi se Ai i ruan të dërguarit e Tij (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) prej armiqve të tyre, kësisoj nuk mund t’u bëjnë dëm. Po ashtu Allahu i Lartmadhërishëm ka lajmëruar se e ruan shpalljen e Tij, respektivisht as shtohet gjë në të e as pakësohet. Allahu i Lartësuar thotë: **“Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë.”** (El Hixhr, 9)

Të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) janë të mbrojtur nga çdo gjë që e kundërshton logjikën (e shëndoshë), ose e refuzon moralin (e përkryer). Allahu i Lartësuar, duke e pastruar e lavdëruar të Dërguarin e Tij (Muhamed), thotë: **"Vërtet ti je me virtyte madhore."** (El Kalem, 4) Gjithashtu thotë për të: **"Shoku juaj[2] nuk është i marrë."** (Et Tekuir, 22) (Janë të mbrojtur) për faktin që ta çojnë mesazhin në vend në formën më të mirë. Të dërguarit janë të ngarkuar të përcjellin urdhrat e Allahut te robërit e Tij. Ata nuk kanë kurrfarë veçorie që ka të bëjë me zotërimin (rububijen) ose adhurimin (uluhijen), madje ata janë njerëz

---

[1] Musai dhe Haruni (alejhima selam).

[2] Muhamedi ﷺ.

si të tjerët; Allahu ua shpall atyre mesazhet e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **“Të dërguarit e tyre u thanë: “Ne jemi vetëm njerëz si ju, por Allahu ia dhuron hirin e Tij kujt të dojë prej robërve të Vet, ne nuk mund t’ju sjellim prova pa urdhrin e Allahut. Besimtarët le të mbështeten vetëm tek Allahu.”** (Ibrahim, 11) Allahu i Lartësuar e urdhëroi të Dërguarin e Tij, Muhamedin ﷺ, t’i thotë popullit të tij: **“Thuaj: “Unë jam vetëm një vdekatar (njeri) si ju, që më është shpallur se Zoti juaj është një Zot i Vetëm. Kështu, kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepra të mira dhe të mos i shoqërojë askënd në adhurim Zotit të vet!”** (El Kehf, 110)

**23. Islami bën thirrje që të adhurohet Allahu Një nëpërmjet bazave të adhurimeve të mëdha, që janë: namazi, i cili përbëhet prej kijamit (qëndrimi në këmbë), rukusë (përkulja), sexhdes (përulja), përmendjes e falënderimit të Allahut dhe lutjes. Besimtari e fal namazin pesë herë në ditë. Në namaz hiqen dallimet; i pasuri, i varfri, udhëheqësi dhe i udhëhequri janë në një saf (rresht) gjatë namazit. Zekati është një sasi e vogël e pasurisë, -sipas kushteve dhe sasive që i ka përcaktuar Allahu. Ai është obligim (të nxirret nga) pasuria e të pasurve dhe t'u jepet të varfërve e të tjerëve një herë në vit. Agjërimi nënkupton të vetëpërmbajturit nga gjërat që e prishin agjërimin gjatë ditës së muajit Ramazan. Ai e edukon shpirtin për vullnet dhe durim. Haxhillëku nënkupton mësymjen e Shtëpisë së Allahut (Qabesë) në Meken e Nderuar, për t'i bërë ritualet e caktuara një herë në jetë, për atë që është i aftë dhe ka mundësi. Gjatë haxhillëkut të gjithë janë të barabartë, se i janë drejtuar Allahut të Lartësuar dhe gjatë tij largohen e zhbëhen dallimet dhe përkatësitë.**

Islami bën thirrje që Allahu të adhurohet me adhurime më të mëdha dhe të tjera. Këto adhurime madhështore Allahu ia bëri obligim çdo profeti dhe të dërguari (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Adhurimet më madhështore janë:

**I pari:** Namazi. Allahu e bëri obligim namazin për muslimanët ashtu siç ishte obligim për profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!).

Allahu e urdhëroi të dërguarin e Tij, mikun e ngushtë, Ibrahimin (alejhi selam), që ta pastrojë shtëpinë e Tij (Qabenë) për ata që e vizitojnë, për namazfalësit që përkulen e përulen. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kujtoni kur Ne e bëmë Qabenë vend grumbullimi dhe sigurie për njerëzit, duke thënë "Bëjeni vendin e Ibrahimit si vendfalje!" Ne i urdhëruam Ibrahimin dhe Ismailin: "Pastrojeni Shtëpinë Time (Qabenë) për ata që e vizitojnë, që rrinë aty për adhurim dhe që falen duke u përkulur dhe duke u përulur."** (El Bekare, 125) Allahu ia bëri obligim namazin Musait (alejhi selam) kur e thirri për të parën herë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Në të vërtetë, Unë jam Zoti yt! Prandaj, hiqi nallanet, sepse ndodhesh në luginën e shenjtë të Tuvasë. Unë të kam zgjedhur ty, prandaj dëgjo atë që po të shpallet! Me të vërtetë, Unë jam Allahu, s'ka zot tjetër përveç Meje, prandaj, vetëm Mua më adhuro dhe kryej faljen për të më kujtuar Mua!"** (Taha, 12-14) Mesihu, Isai (alejhi selam) ka lajmëruar se Allahu e urdhëroi të falë namaz dhe të japë zekat. Allahu i Lartësuar lajmëroi se ai tha: **"Më ka bërë të bekuar kudo që të jem. Ai më ka porositur që të falem e të jap zekat sa të jem gjallë."** (Merjem, 31) Namazi në Islam përbëhet prej qëndrimit në këmbë (kijam), përkuljes (rukuja), përuljes (sexhdja), përmendjes e falënderimit të Allahut dhe lutjes. Muslimani e fal namazin çdo ditë nga pesë herë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Faleni rregullisht namazin, sidomos atë të mesmin dhe qëndroni me devotshmëri para Allahut, duke iu lutur Atij."** (El Bekare, 238) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë:

**"Kryeje namazin prej kthimit të Diellit (nga gjysma e qiellit) deri në errësirën e natës dhe këndo Kuran në agim; me të vërtetë, falja e mëngjesit është e dëshmuar (nga melekët)."** (El Isra, 78) Gjithashtu i Dërguari ﷺ ka thënë: *"Sa i përket përkuljes (rukusë), madhërojeni në të Allahun e Lartmadhërishëm; e në përulje (sexhde), jini të zellshëm në lutje, shpresohet të merrni përgjigje!"* (E shënon Muslimi, numër 1218)

**I dyti:** Zekati. Allahu e bëri obligim zekatin për muslimanët, siç ishte obligim për profetët dhe të dërguarit e mëparshëm (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Zekati është një sasi e vogël e pasurisë, - sipas kushteve dhe sasive që i ka përcaktuar Allahu. Ai është obligim (të nxirret nga) pasuria e të pasurve dhe t'u jepet të varfërve dhe të tjerëve një herë në vit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Merr nga pasuria e tyre lëmoshë me të cilën t'i pastrosh ata dhe t'ua rrisësh veprat e mira! Lutu për ta, sepse lutja jote është vërtet qetësim për ta. Allahu dëgjon dhe di gjithçka."** (Et Teube, 103) Kur i Dërguari ﷺ e dërgoi Muadhin (Allahu qoftë i kënaqur me të!) në Jemen, i tha: *"Ti po shkon te një popull që janë ithtarë të Librit. Kur të arrish atje, thirri të dëshmojnë se nuk ka zot që meriton të adhurohet me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut. Nëse të binden në këtë, tregoju se Allahu ua ka bërë obligim pesë namaze brenda ditës e natës. Nëse të binden në këtë, tregoju se Allahu ua ka bërë obligim zekatin, që u merret të pasurve e u jepet të varfërve të tyre. E, nëse të binden, kujdes, mos ua*

*merr pasurinë e çmuar! Ruaju lutjes së atij që i bëhet padrejtësi, sepse mes tij dhe Allahut nuk ka perde!”* (E shënojnë Buhariu, numër, 4347 dhe Muslimi, numër 19)

**I treti:** Agjërimi. Allahu e bëri obligim agjërimin për muslimanët, siç ishte obligim për profetët dhe të dërguarit e mëparshëm (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Allahu i Lartësuar thotë: **“O besimtarë! Ju është bërë obligim agjërimi, ashtu si ishte obligim i atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat.”** (El Bekare, 183) Agjërimi nënkupton të vetëpërmbajturit nga gjërat që e prishin agjërimin[1] gjatë ditës së muajit Ramazan. Pejgamberi ﷺ ka thënë: *“Allahu i Madhëruar thotë:* ***"Agjërimi është për Mua dhe Unë shpërblej për të. Agjëruesi e lë epshin, ushqimin dhe pijen për Mua. Agjërimi është mburojë. Agjëruesi i ka dy gëzime: gëzohet kur të bëjë iftar dhe gëzohet kur ta takojë Zotin. Era e gojës së agjëruesit është më e mirë tek Allahu sesa era e myshkut (lloj parfumi).”*** (E shënon Buhariu, numër 7492)

**I katërti:** Haxhillëku. Allahu e bëri obligim haxhillëkun për muslimanët, siç ishte obligim për profetët dhe të dërguarit e mëparshëm (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Allahu e urdhëroi të dërguarin e Tij, mikun e ngushtë, Ibrahimin (alejhi selam) që t’i thërrasë (njerëzit) për haxhillëk. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thirri njerëzit për haxhillëk: ata do të vijnë në këmbë dhe me deve prej të**

[1] Si ushqimi, pija, kontakti intim etj. Shënim i përkthyesit.

**gjitha viseve të largëta."** (El Haxh, 27) Allahu e urdhëroi Ibrahimin që ta pastrojë Shtëpinë e Lashtë (Qabenë) për haxhilerët. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kujtoje kur Ne vendosëm për Ibrahimin vendin e Faltores[1] (duke e urdhëruar): "Mos më shoqëro asgjë (në adhurim) dhe pastroje Shtëpinë Time (nga idhujtaria), për ata që vijnë rrotull saj (në shenjë adhurimi) dhe për ata që rrinë në këmbë, përkulen dhe bien në sexhde duke u falur."** (El Haxh, 26)

Haxhillëku nënkupton mësymjen e Shtëpisë së Allahut (Qabesë) në Mekën e Nderuar, për t'i bërë ritualet e caktuara një herë në jetë, për atë që është i aftë dhe ka mundësi. Allahu i Lartësuar thotë: **"Për hir të Allahut, është detyrë për njerëzit vizita e Shtëpisë (Qabesë) për atë që ka mundësi të shkojë tek ajo. E kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd."** (Alu Imran, 97) Në haxhillëk mblidhen haxhilerët muslimanë në një vend, duke ia kushtuar Krijuesit të Lartësuar adhurimin sinqerisht. Të gjithë haxhilerët i kryejnë ritualet e haxhillëkut në një formë unike, ku zhbëhen dallimet ambientore, kulturore dhe standardet jetësore.

[1] Qabesë.

**24. Gjëja më madhështore që i dallon adhurimet në Islam është fakti se Allahu i Lartmadhërishëm i ka ligjësuar format, kohët e kushtet e tyre dhe ia ka përcjellë të Dërguarit të Tij ﷺ, kësisoj njeriu nuk ka ndërhyrë në to as për të shtuar e as për të pakësuar deri sot. Te të gjitha këto adhurime madhështore kanë bërë thirrje të gjithë profetët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!).**

Gjëja më madhështore që i dallon adhurimet në Islam është fakti se Allahu i Lartmadhërishëm i ka ligjësuar format, kohët e kushtet e tyre dhe ia ka përcjellë të Dërguarit të Tij ﷺ, kësisoj njeriu nuk ka ndërhyrë në to as për të shtuar e as për të pakësuar deri sot. Allahu i Lartësuar thotë: **“Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.”** (El Maide, 3) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Andaj, përmbaju fort asaj që të është shpallur ty, sepse ti, në të vërtetë, je në rrugën e drejtë."** (Ez Zuhruf, 43) Allahu i Lartësuar thotë për namazin: **"Pasi të kryeni namazin, përmendeni Allahun duke qëndruar në këmbë, ulur ose të shtrirë. Kur të jeni jashtë rrezikut, atëherë faleni namazin të plotë, sepse namazi është detyrë për besimtarët në kohë të caktuar."** (En Nisa, 103) Allahu i Lartësuar thotë për kategoritë të cilave u jepet zekati: **“Lëmosha e zekatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për ata të cilëve u duhet fituar zemra (në Islam), për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për (luftëtarët në) rrugën e**

**Allahut dhe për udhëtarët e mbetur rrugëve. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.”** (Et Teube, 60) Allahu i Lartësuar thotë për agjërimin: **“Muaji Ramazan është ai në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë! Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar. Allahu dëshiron që t’jua lehtësojë dhe jo që t’jua vështirësojë. Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë.”** (El Bekare, 185) Allahu i Lartësuar thotë për haxhillëkun: **“Koha e haxhillëkut është në muaj të caktuar[1]. Kush vendos të kryejë haxhillëkun, le të largohet nga marrëdhëniet (me gruan), grindjet dhe sharjet. Ndërkaq, çdo vepër të mirë që bëni, Allahu e di. Pajisuni me gjërat që ju nevojiten për rrugë dhe dijeni se pajisja më e mirë është devotshmëria. Prandaj, kini frikë prej Meje, o njerëz të mençur!”** (El Bekare, 197) Te të gjitha këto adhurime madhështore kanë bërë thirrje të gjithë profetët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!).

---

[1] Muajt, kur mund të shkohet për haxhillëk, janë: Sheval, Dhulkade dhe Dhulhixhe. Vizita mund të bëhet që në ditën e parë të Shevalit, por duhet pritur dita e tetë e Dhulhixhes për të filluar haxhillëkun. Shënim i përkthyesit.

**25. Profeti i Islamit është Muhamedi, i biri i Abdullahut, nga pasardhësit e Ismailit, birit të Ibrahimit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). U lind në Mekë në vitin 571. U bë profet në Mekë dhe bëri hixhret në Medinë. Ai nuk ishte pjesëmarrës me popullin e vet në çështje të idhujtarisë, por bashkëpunonte me ta në punë fisnike. Ai posedonte virtyt madhor para dërgimit si profet dhe populli e quante el Emin - Besniku. Me t'i mbushur dyzet vjet Allahu e dërgoi si profet dhe e fuqizoi me mrekulli madhështore, ku ndër më madhështoret është Kurani fisnik. Kurani është mrekullia më madhështore e profetëve dhe ajo është mrekullia që ka mbetur nga mrekullitë e profetëve deri sot. Kur Allahu e përsosi fenë dhe i Dërguari ﷺ e përcolli atë jashtëzakonisht, ndërroi jetë në moshën gjashtëdhjetetrevjeçare dhe u varros në Medinën Profetike ﷺ. I dërguari Muhamed ﷺ është vula e profetëve dhe të dërguarve. Allahu e dërgoi atë me udhëzim dhe fenë e vërtetë, që njerëzit t'i nxjerrë nga errësirat e idhujtarisë, mosbesimit e injorancës për në dritën e monoteizmit e besimit. Gjithashtu Allahu dëshmoi për të se e dërgoi si thirrës, që i fton njërit në rrugën e Allahut me urdhrin e Tij.**

Profeti i Islamit është Muhamedi, i biri i Abdullahut, nga pasardhësit e Ismailit, birit të Ibrahimit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). U lind në Mekë në vitin 571. U bë profet në Mekë dhe bëri hixhret në Medinë. Ai nuk ishte pjesëmarrës i popullit të vet në çështje të idhujtarisë, por

bashkëpunonte me ta në punë fisnike. Ai posedonte virtyt madhor para dërgimit si profet dhe Zoti e përshkroi me virtyte madhore. Allahu i Lartësuar thotë për të: **“Vërtet ti je me virtyte madhore.”** (El Kalem, 4) Me t’i mbushur dyzet vjet Allahu e dërgoi si profet dhe e fuqizoi me mrekulli madhështore, ku ndër më madhështoret është Kurani fisnik. I Dërguari ﷺ ka thënë: *“Çdo pejgamberi i janë dhënë mrekulli të përshtatshme për të besuar njerëzit e asaj kohe. Mua më është dhënë shpallja, të cilën ma ka shpallur Allahu. Andaj, shpresoj të jem Pejgamberi me më së shumti pasues në Ditën e Gjykimit.”* (E shënojnë Buhariu, numër 4981) Kurani i madhërishëm është shpallja e Allahut e dërguar tek i Dërguari i Tij, Muhamedi ﷺ. Allahu i Lartësuar thotë për Kuranin: **"Ky është Libri në të cilin nuk ka dyshim. Ai është udhërrëfyes për të devotshmit."** (El Bekare, 2) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie."** (En Nisa, 82) Allahu i sfidoi njerëzit dhe xhinët që të sjellin një Kuran të tillë. Allahu i Lartësuar thotë: **“Thuaj: “Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhinët për të hartuar një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të hartonin një të ngjashëm me të, madje, edhe sikur ta ndihmonin njëri-tjetrin.”** (El Isra, 88) Allahu i sfidoi të sillnin dhjetë sure të ngjashme me Kuranin (në bukuri dhe elokuencë). Allahu i

Lartësuar thotë: **"Nëse ata thonë: "Ai[1] e ka trilluar atë[2]!" Thuaju (o Muhamed!): "Sillni dhjetë sure të ngjashme (në bukuri dhe elokuencë) të trilluara dhe thirrni në ndihmë kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën!"** (Hud, 13) Madje Allahu i sfidoi të sillnin një sure të ngjashme me Kuranin. Allahu i Lartësuar thotë: **"Nëse ju dyshoni në atë që ia kemi zbritur robit Tonë (Muhamedit), atëherë hartoni një sure të ngjashme me atë që ia kemi shpallur atij! Thirrni në ndihmë edhe dëshmitarët tuaj (që i adhuroni) në vend të Allahut, nëse jeni të sinqertë."** (El Bekare, 23)

Kurani i madhërishëm është mrekullia e vetme që ka mbetur ndër mrekullitë e profetëve deri sot. Kur Allahu e përsosi fenë dhe i Dërguari ﷺ e përcolli atë jashtëzakonisht, ndërroi jetë në moshën gjashtëdhjetetrevjeçare dhe u varros në Medinën Profetike ﷺ.

I dërguari Muhamed ﷺ është vula e profetëve dhe të dërguarve. Allahu i Lartësuar thotë: **"Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj[3], por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve; Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë."** (El Ahzab, 40) Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka

[1] D.m.th. Profeti Muahmed ﷺ.
[2] Kuranin.
[3] Profeti ﷺ nuk ka lënë asnjë trashëgimtar mashkull.

thënë: *“Unë dhe pejgamberët jemi si shembulli i dikujt që ka ndërtuar një shtëpi, të cilën e ka përsosur dhe zbukuruar, përveç një tulle në një qoshe. Kur njerëzit e shikojnë, mahniten dhe thonë: "Ah, sikur të ishte edhe një tullë këtu." Pra, unë jam ajo tulla e fundit, përkatësisht unë jam vula e pejgamberëve. Shembulli im në krahasim me atë të profetëve të mëparshëm është sikurse rasti i një njeriu që ndërton një shtëpi për bukuri e lakmi, mirëpo e lë mangët pa një tullë te një qoshe. Kur njerëzit atypari kalojnë, mbesin të mahnitur, mirëpo edhe thonë: “Sikur t’i vendosej edhe kjo tullë!” E, pra, tulla jam unë, e unë jam vula e profetëve.”* (E shënon Buhariu, numër 3535) Mesihu (Isai, alejhi selam) ka thënë në Ungjill duke dhënë lajmin e gëzueshëm për profetin Muhamed ﷺ: *“Gurin që e refuzuan ta vendosin muratorët, tashmë është bërë kreu i qoshes. A thua vallë hiç nuk e keni lexuar në Libra: "Jezusi u tha atyre nga ana e Allahut: "Kjo ishte dhe është e çuditshme për sytë tanë!”* Në Librin e Teuratit të sotëm është përcjellë fjala e Allahut thënë Musait (alejhi selam): *“U caktoj atyre një profet nga mesi i vëllezërve të tyre sikur ti dhe Fjalën Time do ta vendos në gojën e tij dhe ai do t’u flasë atyre gjithçka me të cilën e porosis.”*

Allahu i Lartësuar e dërgoi profetin Muhamed ﷺ me udhëzimin dhe fenë e vërtetë. Po ashtu Allahu dëshmoi se ai është në të vërtetën dhe se e dërgoi si thirrës, që i fton njerëzit në rrugën e Allahut me urdhrin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Por Allahu dëshmon për atë që të ka**

**shpallur ty (o Muhamed), se Ai ta ka shpallur atë me dijeninë e Tij; po ashtu edhe engjëjt dëshmojnë për këtë. Allahu është i mjaftueshëm si dëshmitar."** (En Nisa, 166) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me Udhëzimin dhe fenë e vërtetë, për ta ngritur atë mbi të gjitha fetë. Allahu mjafton si dëshmitar!"** (El Feth, 28) Allahu e dërgoi atë me udhëzim, që njerëzit t'i nxjerrë nga errësirat e idhujtarisë, mosbesimit e injorancës për në dritën e monoteizmit dhe besimit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Me të cilin Allahu i drejton ata që ndjekin pëlqimin e Tij, në rrugën e shpëtimit, i nxjerr nga errësira në dritë me lejen dhe vullnetin e Vet dhe i shpie në rrugën e drejtë."** (El Maide, 16) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Elif, lâm, râ. Këtë Libër ta kemi shpallur ty (o Muhamed), për t'i nxjerrë njerëzit, me lejen e Zotit të tyre, nga errësira në dritë, në rrugën e të Plotfuqishmit, të Denjit për çdo lavd."** (Ibrahim, 1)

**26. Ligji islam me të cilin ka ardhur profeti Muhamed ﷺ është vula e mesazheve dhe legjislacioneve hyjnore. Ai është ligj i përsosur dhe është i përshtatshëm për fenë dhe dynjanë e njerëzve. Ai më së miri ua ruan njerëzve fenë, jetën, pasurinë, mendjen dhe gjenealogjinë. Ai i ka shfuqizuar të gjithë legjislacionet e mëhershme, ashtu siç e kanë shfuqizuar legjislacionet e mëhershme njëri-tjetrin.**

Ligji islam me të cilin ka ardhur profeti Muhamed ﷺ është vula e mesazheve dhe legjislacioneve hyjnore. Allahu nëpërmjet këtij mesazhi e përsosi fenë dhe e plotësoi dhuntinë ndaj njerëzve me dërgimin e profetit Muhamed ﷺ. Allahu i Lartësuar thotë: **“Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.”** (El Maide, 3)

Ai është ligj i përsosur dhe është i përshtatshëm për fenë dhe dynjanë e njerëzve. Ai ngërthen në vete çdo gjë që kishte në legjislacionet e mëparshme, kësisoj i përsosi dhe i plotësoi. Allahu i Lartësuar thotë: **“Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve, që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë shpërblim të madh.”** (El Isra, 9) Ligji islam ua hoqi njerëzve barrët e rënda që kishin popujt e mëhershëm. Allahu i Lartësuar thotë: **"Të cilët e ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin[1] që nuk di shkrim e lexim, të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill.**

[1] Muhamed ﷺ.

**Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur. Prandaj, ata që do ta besojnë, përkrahin dhe nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit."** (El Araf, 157)

Ligji islam ka shfuqizuar çdo legjislacion të mëparshëm. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne të kemi zbritur ty (o Muhamed) Librin me të vërtetën, si përmbushës të shkrimeve të mëparshme dhe mbrojtës të tyre. Prandaj gjykoji ata sipas asaj që të ka zbritur Allahu dhe mos ndiq dëshirat e tyre, duke u shmangur kështu nga e Vërteta që të është shpallur. Ne për secilin nga ju kemi sjellë një ligj dhe një rrugë të qartë. Sikur të donte Allahu, do t'ju kishte bërë një popull të vetëm, por Ai kërkon që t'ju provojë në atë që ju ka dhënë, andaj bëni gara për punë të mira! Të gjithë do të ktheheni tek Allahu e Ai do t'ju lajmërojë për çështjet rreth të cilave kishit kundërshti."** (El Maide, 48) Kurani fisnik që e ngërthen në vetë këtë ligj, ka ardhur si vërtetues i librave të mëparshëm hyjnorë, mbizotërues dhe shfuqizues i tyre.

**27. Allahu i Lartmadhërishëm nuk pranon tjetër fe përveç fesë islame, me të cilën erdhi Muhamedi[1] ﷺ. Kësisoj, kush përqafon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet.**

Allahu i Lartmadhërishëm pas dërgimit të Muhamedit ﷺ nuk pranon tjetër fe përveç Islamit që erdhi me të profeti Muhamed ﷺ. Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur."** (Alu Imran, 85) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami. Ata që u është dhënë Libri, patën mospajtime nga zilia që kishin midis tyre, vetëm pasi u erdhi dituria. Por kushdo që i mohon udhëzimet e Allahut, ta dijë se Allahu është i shpejtë në llogari."** (Alu Imran, 19) Ky Islam është mileti (feja) e Ibrahimit (alejhi selem), mikut të ngushtë (të Allahut). Allahu i Lartësuar thotë: **"Fesë së Ibrahimit i shmanget vetëm ai që e nënçmon vetveten. Ne e zgjodhëm atë në këtë botë, kurse në botën tjetër ai do të jetë ndër të mirët."** (El Bekare, 130) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Kush është besimtar më i mirë se ai që i dorëzohet sinqerisht Allahut, duke**

[1] Islami ka dy kuptime: 1. Kuptimi i përgjithshëm: Që nënkupton fenë me të cilën kanë ardhur të gjithë pejgamberët, që ngërthen në vete adhurimin e Allahut të Vetëm duke mos i shoqëruar askënd në adhurim, si dhe mohimin e çdo zoti të kotë. 2. Kuptimi i veçantë: Që nënkupton Islamin me të cilin ka ardhur i dërguari ynë, Muhamedi ﷺ. Shënim i përkthyesit.

**qenë bamirës dhe zbatues i fesë së pastër të Ibrahimit, të cilin Allahu e ka marrë për mik të ngushtë?!"** (En Nisa, 125)

Allahu e urdhëroi profetin Muhamed ﷺ të thotë: **"Thuaj: "Me të vërtetë, Zoti im më ka udhëzuar në rrugë të drejtë, në fenë e vërtetë, fenë e pastër të Ibrahimit besimplotë, i cili nuk ka qenë adhurues i idhujve."** (El Enam, 161)

**28. Kurani fisnik është Libri që Allahu ia shpalli Profetit Muhamed ﷺ. Ai është fjalë e Zotit të botëve. Allahu i sfidoi njerëzit dhe xhinët që të sjellin një të ngjashëm me të ose të sjellin një sure të ngjashme si të tij; ky sfidim vazhdon të jetë edhe sot. Kurani fisnik u jep përgjigje pyetjeve të rëndësishme të shumta, që i kanë vendosur në siklet mijëra njerëz. Kurani është i ruajtur deri sot nëpërmjet gjuhës arabe në të cilën ka zbritur. Atij nuk i mungon asnjë shkronjë. Ai është i botuar dhe i shpërndarë. Ai është libër madhështor, i paimitueshëm (muxhiz). Ai është i denjë për t'u lexuar, ose për t'i lexuar përkthimet e kuptimeve të tij. Gjithashtu, Suneti (tradita) e profetit Muhamed ﷺ, mësimet e jetëshkrimi i tij janë të ruajtura e të përcjella nëpërmjet zinxhirit të transmetuesve të besueshëm. Koleksionet e haditheve janë të botuara në gjuhën arabe me të cilën ka folur i Dërguari i Allahut ﷺ dhe janë të përkthyera në gjuhë të shumta. Kurani fisnik dhe Suneti i të Dërguarit ﷺ janë burimi i vetëm i dispozitave dhe ligjeve të Islamit. Islami nuk merret nga veprimet e individëve që i atribuohen atij, por merret nga shpallja hyjnore: Kurani i madhërishëm dhe Suneti profetik.**

Kurani fisnik është Libri që Allahu ia shpalli profetit arab, Muhamedit ﷺ në gjuhën arabe. Ai është fjalë e Zotit të botëve. Allahu i Lartësuar thotë: **"Nuk ka dyshim se ky (Kuran) është Shpallja e Zotit të botëve. Atë e zbriti Shpirti**

**i besueshëm (Xhibrili) në zemrën tënde (o Muhamed) që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe."** (Es Shuara, 192-195) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Në të vërtetë, ty (o Muhamed) po të shpallet Kurani nga ana e një të Urti të Gjithëdijshëm!"** (En Neml, 6) Ky Kuran ka zbritur prej Allahut dhe është vërtetues i librave hyjnorë që i kanë paraprirë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ky Kuran nuk është i tillë që të mund të bëhej prej dikujt tjetër veç Allahut. Përkundrazi, ai është vërtetues i shpalljeve të mëparshme dhe shpjegues i Ligjit (për njerëzit) dhe, pa dyshim, është zbritur nga Zoti i botëve!"** (Junus, 37) Kurani i madhërishëm e zbulon të vërtetën në shumicën e çështjeve rreth të cilave nuk pajtoheshin hebrenjtë dhe të krishterët rreth fesë së tyre. Allahu i Lartësuar thotë: **"Njëmend, ky Kuran u tregon bijve të Izraelit shumë nga çështjet, për të cilat nuk pajtoheshin."** (En Neml, 76) Kurani i madhërishëm ngërthen në vete argumente dhe prova (të mjaftueshme), që shërbejnë për ngritjen e argumentit ndaj gjithë njerëzve, sa i përket njohjes së të vërtetave që ndërlidhen me Allahun e Lartmadhërishëm, fenë dhe shpërblimin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Vërtet, Ne u kemi sjellë njerëzve shembuj në këtë Kuran për çdo gjë, për t'ua vënë veshin."** (Ez Zumer, 27) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ditën kur do të sjellim kundër çdo populli dëshmitarë nga gjiri i tyre, Ne do të të sjellim ty (Muhamed) dëshmitar kundër këtyre. Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje,**

**si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për muslimanët."** (En Nahl, 89)

Kurani fisnik u jep përgjigje pyetjeve të rëndësishme të shumta, që i kanë vendosur në siklet mijëra njerëz. Kurani fisnik e sqaroi se si Allahu i krijoi qiejt dhe Tokën. Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk e dinë mohuesit se qiejt dhe Toka kanë qenë një e tërë? Pastaj Ne e ndamë dhe bëmë nga uji çdo gjë të gjallë! Akoma nuk besojnë?!"** (En Enbija, 30) Gjithashtu e sqaroi se si e krijoi njeriun. Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz, nëse ju dyshoni në ringjalljen, mendoni si Ne ju kemi krijuar prej dheut, pastaj prej pikës së farës, pastaj prej droçkave të gjakut, pastaj prej një cope mishi me trajtë të plotë ose jo të plotë, për t'jua bërë të qartë! Dhe Ne e mbajmë në mitër atë që duam deri në kohën e caktuar. Pastaj ju nxjerrim si fëmijë e pas kësaj do të arrini moshën e pjekurisë. Disa nga ju vdesin e disa ngelin deri në pleqëri të thellë, që të mos dinë asgjë nga ajo që kanë ditur më parë. Dhe ti e sheh tokën të tharë, por, kur Ne lëshojmë ujë mbi të, ajo trazohet e gufon dhe prej saj mbijnë gjithfarë lloj bimësh të mrekullueshme në çift."** (El Haxh, 5) Ku e ka fundin njeriu dhe çfarë shpërblimi do të marrë punëmiri e punëkeqi pas kësaj jete? Argumente rreth kësaj çështjeje janë përmendur më lart, në paragrafin numër 20. Kjo ekzistencë a erdhi rastësisht apo ka ardhur për një qëllim fisnik? Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk e shohin ata mbretërinë e qiejve e të Tokës dhe gjithçka që ka krijuar Allahu, duke menduar se mund t'u jetë afruar**

**fundi?! Në çfarë Shpalljeje tjetër do të besojnë pas kësaj?!"** (El Araf, 185) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?!"** (El Muminun, 115)

Kurani është i ruajtur deri sot nëpërmjet gjuhës arabe në të cilën ka zbritur. Allahu i Lartësuar thotë: **"Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë."** (El Hixhr, 9) Atij nuk i mungon asnjë shkronjë. Është e pamundur që në Kuran të ketë kontradiktë, mangësi apo ndryshim. Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie."** (En Nisa, 82) Ai është i botuar dhe i shpërndarë. Ai është libër madhështor, i paimitueshëm (muxhiz). Ai është i denjë për t'u lexuar, për t'u dëgjuar me vëmendje, apo për t'i lexuar përkthimet e kuptimeve të tij. Po ashtu, Suneti (tradita) e profetit Muhamed ﷺ, mësimet e jetëshkrimi i tij janë të ruajtura e të përcjella nëpërmjet zinxhirit të transmetuesve të besueshëm. Koleksionet e haditheve janë të botuara në gjuhën arabe me të cilën ka folur i Dërguari i Allahut ﷺ dhe janë të përkthyera në gjuhë të shumta. Kurani fisnik dhe Suneti i të Dërguarit ﷺ janë burimi i vetëm i dispozitave dhe ligjeve të Islamit. Islami nuk merret nga veprimet e individëve që i atribuohen atij, por merret nga shpallja e ruajtur hyjnore: Kurani i madhërishëm dhe Suneti profetik. Allahu i Lartësuar, në lidhje me Kuranin, thotë: **"Ata që e mohojnë**

**Fjalën Tonë përkujtuese (Kuranin), kur u vjen, do të dënohen rëndë. Ai është vërtet një Libër i madhërishëm. Atij nuk mund t'i afrohet gënjeshtra nga asnjëra anë. Kjo është shpallje prej një të Urti që meriton të gjitha lavdet."** (Fusilet, 41-42) Allahu i Lartësuar në lidhje me Sunetin profetik, duke treguar se ai është shpallje prej Allahut, thotë: **"Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj. Frikësojuni Allahut, sepse Allahu dënon vërtet ashpër."** (El Hashr, 7)

**29. Islami urdhëron që të sillemi mirë me prindërit, edhe nëse nuk janë muslimanë. Gjithashtu urdhëron të kujdesemi për fëmijët.**

Islami urdhëron që të sillemi mirë me prindërit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Zoti yt ka urdhëruar që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Tij dhe që të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti."** (El Isra, 23) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka mbartur atë, duke duruar mundim pas mundimi, e ndarja e tij (nga gjiri) është brenda dy vjetësh. Ne i thamë atij: "Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve të tu! Tek Unë do të ktheheni të gjithë."** (Lukman, 14) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Njeriun e kemi porositur të jetë i sjellshëm ndaj prindërve të vet. Nëna e mbart atë me mund dhe me mund e lind. Ai mbartet dhe ushqehet me gji për tridhjetë muaj dhe, kur arrin në moshën e burrërisë e i mbush dyzet vjet, ai thotë: "O Zoti im! Më frymëzo që të të falënderoj për begatitë që Ti më ke dhënë mua dhe prindërve të mi e që të bëj vepra të mira, me të cilat Ti do të jesh i kënaqur! Më dhuro pasardhës të mirë! Te Ti kthehem i penduar dhe Ty të dorëzohem!"** (El Ahkaf, 15) Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon: *"Një burrë vajti te Pejgamberi ﷺ e i tha: "O i Dërguari i Allahut! Kush e meriton më së shumti shoqërinë time të sinqertë?" Pejgamberi ﷺ i tha: "Nëna*

*jote." Ai pyeti: "Pastaj kush?" Ai tha: "Nëna jote." Ai pyeti: "Pastaj kush?" Ai tha: "Nëna jote." Pyeti sërish: "Pastaj kush?" Pejgamberi ﷺ ia ktheu: "Pastaj babai yt."* (E shënon Muslimi, numër 1218)

Ky urdhër thekson se duhet të sillemi mirë me prindërit, qofshin muslimanë, qofshin jomuslimanë. Esma, e bija e Ebu Bekrit (Allahu qoftë i kënaqur me ta!), tregon: *"Gjatë kohës kur kurejshët lidhën marrëveshje paqeje dhe armëpushimi me Pejgamberin ﷺ, erdhi nëna ime idhujtare me babanë e saj (për të më takuar), kështu që i thashë Pejgamberit ﷺ: "Nëna ime ka ardhur tek unë dhe dëshiron t'i mbajë lidhjet me mua." Pejgamberi ﷺ ia ktheu: "Po, mbaji lidhjet me nënën tënde."* (E shënon Buhariu, numër 3183) Nëse prindërit përpiqen dhe orvaten që fëmija të kalojë nga Islami në mosbesim (kufër), Islami në këtë gjendje e urdhëron fëmijën që të mos i dëgjojë, por të qëndrojë besimtar në Allahun, njëherazi t'u bëjë mirë dhe të sillet me ta njerëzishëm. Allahu i Lartësuar thotë: **"Nëse ata orvaten që të më shoqërosh Mua (në adhurim) diçka, për të cilën ti nuk ke dijeni, mos i dëgjo, por sillu mirë me ta në këtë jetë dhe ndiq rrugën e atij që drejtohet tek Unë me devotshmëri; pastaj, tek Unë do të ktheheni dhe Unë do t'ju lajmëroj për atë që keni bërë."** (Lukman, 15)

Islami nuk e ndalon muslimanin t'u bëjë mirë të afërmve idhujtarë ose jo të afërmve, nëse nuk e luftojnë atë. Allahu

i Lartësuar thotë: **"Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja. Me të vërtetë, Allahu i do të drejtët."** (El Mumtehine, 8)

Islami urdhëron të kujdesemi për fëmijët. Gjëja më e madhe që Islami e urdhëron prindin është t'ua mësojë fëmijëve të drejtat e Zotit kundrejt tyre, siç e porositi i Dërguari ﷺ djalin e xhaxhait të tij, Abdullah ibn Abasin (Allahu qoftë i kënaqur me të!): *"O djalosh! A të t'i mësoj disa fjalë, me të cilat Allahu do të të bëjë dobi?" Thashë: "Gjithsesi." Më tha: "Ruaje Allahun, që Ai të të ruajë ty! Ruaje Allahun, që ta kesh para vetes. Njihe Atë kur të jesh në rehati, që të të njohë kur të jesh në vështirësi! Kur të lypësh, lypi Allahut e, kur të kërkosh ndihmë, kërko nga Allahu!"* (E shënon Ahmedi, 4/287)

Allahu i urdhëroi prindërit që t'u mësojnë fëmijëve të tyre gjëra që u sjellin dobi në çështjet e kësaj bote dhe në çështjet e fesë. Allahu i Lartësuar thotë: **"O ju që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga Zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin engjëj të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ata."** (Et Tahrim, 6) Përcillet se Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me të!) për ajetin: **"Ruani veten dhe familjet tuaja nga Zjarri"** ka thënë: "Edukojini dhe mësojini!" Gjithashtu i Dërguari ﷺ e urdhëroi prindin që t'ia mësojë fëmijës namazin, që të

edukohet e të rritet me të. I Dërguari ﷺ ka thënë: *"Urdhërojini fëmijët tuaj të falin namazin kur të jenë shtatë vjeç!"* (E shënon Ebu Davudi, numër 495) Gjithashtu i Dërguari ﷺ ka thënë: *"Secili prej jush është bari (përgjegjës), andaj secili do të japë përgjegjësi për kopenë e vet. Burri është përgjegjës për familjen e tij, ndaj do të japë përgjegjësi për të. Gruaja është përgjegjëse për shtëpinë e burrit të vet, ndaj do të pyetet për të. Shërbëtori është përgjegjës për pasurinë e zotërisë së vet, ndaj do të pyetet për të. Pra, secili është bari, andaj secili do të pyetet për kopenë e vet."* (E shënojnë Buhariu, numër 893 dhe Muslimi, numër 1829)

Islami e urdhëroi prindin që të shpenzojë për fëmijët dhe familjen - gruan e tij. Diç rreth kësaj është përmendur më herët në paragrafin numër 18. I Dërguari ﷺ, duke sqaruar vlerën e shpenzimit për fëmijët, është shprehur: *"Dinari më i mirë që e shpenzon njeriu është dinari të cilin e shpenzon për familjen e vet, pastaj dinarin që e shpenzon për kafshën e vet në rrugën e Allahut dhe dinarin të cilin e shpenzon për shokët e vet në rrugën e Allahut." Ebu Kilabe ka thënë: "Filloi me familje. E cili njeri ka shpërblim më të madh sesa ai i cili shpenzon për fëmijët e vegjël, ua ruan nderin, - ose Allahu u bën dobi me të, - dhe u mjafton."* (E shënon Muslimi, numër 994)

**30. Islami urdhëron drejtësi në fjalë dhe në vepër, madje edhe me armiqtë.**

Allahu i Lartmadhërishëm është i cilësuar me drejtësi në veprimet e Tij dhe në rregullimin e çështjeve të robërve të Tij. Ai është në udhë të drejtë në atë që urdhëron dhe në atë që e ndalon; në atë që e ka krijuar dhe përcaktuar. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S'ka zot tjetër përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit."** (Alu Imran, 18) Të gjithë profetët dhe të dërguarit erdhën me drejtësi. Allahu i Lartësuar thotë: **"Zoti im urdhëron drejtësi."** (El Araf, 29) Të gjithë profetët dhe të dërguarit erdhën me drejtësi. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne i çuam të dërguarit Tanë me prova të qarta dhe bashkë me ta zbritëm Librat (e shenjtë) dhe peshoren (e drejtësisë): që njerëzit të veprojnë drejt."** (El Hadid, 25) Peshorja e përmendur në ajet ka për qëllim drejtësinë në fjalë dhe vepra.

Islami urdhëron drejtësi në fjalë dhe në vepër, madje edhe me armiqtë. Allahu i Lartësuar thotë: **"O besimtarë! Bëhuni zbatues të palëkundur të drejtësisë, duke dëshmuar në emër të Allahut, qoftë edhe kundër jush ose kundër prindërve dhe të afërmve tuaj. Qoftë i pasur ose i varfër ai (për të cilin dëshmoni), Allahu është për ta vlerësuesi më i drejtë. Dhe mos shkoni pas epsheve tuaja e të shtrembëroni drejtësinë! Nëse ju ngatërroni dëshminë ose**

**i shmangeni asaj, vërtet që Allahu e di se çfarë bëni ju."** (En Nisa, 135) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe, të mos ju nxisë urrejtja ndaj disa njerëzve, që ju penguan të vizitoni Qabenë, pra, kurrsesi të mos ju nxisë që t'i sulmoni! Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi! Frikësojuni Allahut, sepse Ai dënon ashpër."** (El Maide, 2) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"O besimtarë! Bëhuni të qëndrueshëm në urdhrat e Allahut dhe bëhuni dëshmues me drejtësi! Le të mos ju nxisë urrejtja ndaj njerëzve për të bërë padrejtësi. Bëhuni të drejtë, se kjo është më afër devotshmërisë."** (El Maide, 8) A gjen në kanunet e popujve sot ose në fetë e njerëzve diç të ngjashme me këtë urdhër për të dëshmuar drejt dhe për ta thënë fjalën e vërtetë edhe kundër vetes, prindërve e të afërmve?! A gjen ndonjë urdhër për të pasur drejtësi me mikun e me armikun?!

I Dërguari ﷺ urdhëroi të mbahet drejtësi ndërmjet fëmijëve. Nga Amiri përcillet se ka thënë: *"E kam dëgjuar Numan ibn Beshirin (Allahu qoftë i kënaqur me të !), duke ligjëruar në minber, ka treguar: "Babai im më dhuroi diç, por Amra, e bija e Ravahës tha:"Nuk pranoj kështu pa dëshmuar edhe Pejgamberi ﷺ." Kështu, ai shkoi te Pejgamberi ﷺ dhe i tha: "Djalit tim, që e kam prej Amrës, së bijës së Ravahës, i kam dhënë diçka, por ajo ma kërkoi dëshminë tënde përkitazi me këtë, o i Dërguari i Allahut." Pejgamberi ﷺ pyeti: "U ke dhënë edhe fëmijëve të tjerë diç të tillë?"*

*Ai tha: "Jo." Pejgamberi ﷺ tha: “Frikojuni Allahut dhe jini të drejtë ndaj fëmijëve tuaj!” Pasi u kthye, e rimori dhuratën që ma kishte dhënë.* (E shënon Buhariu, numër 2587)

Kjo, se nuk ka mbarëvajtje çështja e njerëzve dhe shteteve pa drejtësi. Njerëzit nuk janë të sigurt në fenë, jetën, gjenealogjinë, nderin, pasurinë e vatanin e tyre, veçse me drejtësi. Prandaj, shohim se atëherë kur jobesimtarët mekas ua ngushtuan punët muslimanëve në Mekë, i Dërguari ﷺ i urdhëroi të mërgojnë për në Habeshe (Etiopi) dhe e sqaroi këtë se në të ndodhet një mbret i drejtë, tek i cili askujt nuk i bëhet padrejtësi.

**31. Islami urdhëron bamirësinë me krejt krijesat dhe bën thirrje drejt virtyteve të larta morale dhe veprave të mira.**

Islami urdhëron bamirësinë me krejt krijesat. Allahu i Lartësuar thotë: **“Në të vërtetë, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe ndihmën për të afërmit...”** (En Nahl, 90) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit."** (Alu Imran, 134) I dërguari Muhamed ﷺ ka thënë*: “Allahu ka urdhëruar që ndaj çdo gjëje të sillemi me mirësi, ndaj kur të vritni, bëjeni vrasjen në mënyrën më të mirë, e, kur të therni, bëjeni therjen në mënyrën më të mirë, çdonjëri le ta mprehë mirë tehun e thikës dhe le ta qetësojë kafshën.”* (E shënon Muslimi, numër 1955)

Islami bën thirrje drejt virtyteve të larta morale dhe veprave të mira. Duke e përshkruar profetin Muhamed ﷺ në librat e mëparshëm, Allahu thotë: **"Të cilët e ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin që nuk di shkrim e lexim[1], të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill. Ai do t’i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t’i ndalojë nga të këqijat; do t’ua lejojë të mirat e do t’ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur. Prandaj, ata që do ta besojnë, do ta përkrahin dhe do ta nderojnë atë, duke**

[1] Muhamedi ﷺ.

**ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit.”** (El Araf, 157) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Oj Aishe, Allahu është i butë dhe jep nëpërmjet butësisë atë që nuk e jep nëpërmjet ashpërsisë ose nëpërmjet çdo gjëje tjetër të mundshme."* (E shënon Muslimi, numër 2593) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Allahu jua ka bërë haram mosrespektimin e nënave, varrosjen e bijave për së gjalli, privimin e të tjerëve nga pasuria dhe lypjen pa të drejtë, si dhe urren thashethemet, të pyeturit e shumtë dhe shpërdorimin e pasurisë.”* (E shënon Buhariu, numër 2408) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Nuk keni për të hyrë në Xhenet derisa të besoni, nuk keni për të besuar derisa të duheni mes vete. A t’ju tregoj për një gjë, që, nëse e bëni, do të duheni ndërmjet vete? Përhapeni selamin në mesin tuaj!”* (E shënon Muslimi, numër 54)

**32. Islami urdhëron në moralet e lavdëruara, siç janë: çiltërsia, kthimi i amanetit në vend, dëlirësia, turpi, trimëria, dhënia, bujaria, ndihmesa e nevojtarit, shpëtimi i të lënduarit, dhënia ushqim të urriturit, fqinjësia e mirë, mbajtja e lidhjeve farefisnore dhe butësia me kafshët.**

Islami urdhëron në moralet e lavdëruara. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Jam dërguar të përsos moralet e bukura.”* (“Sahihul edebil mufrad”, numër 207) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Më i dashuri prej jush tek unë dhe më i afërti me mua në kuvend në Ditën e Gjykimit është ai më moralshmi. Ndërkaq, më i urryeri prej jush tek unë dhe më i largëti me mua në kuvend në Ditën e Gjykimit janë llomotitësit, llafazanët dhe mutefejhikunët. Thanë: "E dimë cilët janë llomotitësit e llafazanët, po mutefejhikunët cilët janë?" Ai u përgjigj: “Mendjemëdhenjtë.”* (“Es Silsiletu es Sahiha”, numër 791) Nga Abdullah ibn Amri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) përcillet se ka thënë: *"Pejgamberi ﷺ nuk ka qenë i pamoralshëm në të folur e as në sjellje. Ai thoshte: “Më i miri prej jush është ai që e ka moralin më të mirë.”* (E shënon Buhariu, numër 3559) Ka edhe ajete e hadithe të tjera që tregojnë se Islami inkurajon rreth virtyteve të larta morale dhe veprave të bukura në mënyrë të përgjithshme.

Prej gjërave që i urdhëron Islami është çiltërsia. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Përmbajuni çiltërsisë, se vërtet çiltërsia udhëzon drejt mirësisë e mirësia udhëzon drejt*

*Xhenetit. Njeriu vazhdon të jetë i çiltër dhe t'i përmbahet çiltërsisë derisa të shkruhet tek Allahu shumë i çiltër."* (E shënon Muslimi, numër 2606)

Prej gjërave që i urdhëron Islami është kthimi i amanetit në vend. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu ju urdhëron që amanetet t'ua ktheni atyre që u përkasin."** (En Nisa, 58)

Prej gjërave që i urdhëron Islami është dëlirësia. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Allahu ia ka bërë detyrë Vetes t'u ndihmojë tre personave..." - ndër të cilët përmendi: "Ai që dëshiron të martohet duke synuar dëlirësinë."* (E shënon Tirmidhiu, numër 1655) Prej lutjeve që i Dërguari ﷺ i thoshte ishte: *"O Allah, unë kërkoj prej Teje udhëzimin, devotshmërinë, dëlirësinë dhe vetëmjaftueshmërinë!"* (E shënon Muslimi, numër 2721)

Prej gjërave që i urdhëron Islami është turpi. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Turpi sjell vetëm mirësi."* (E shënon Buhariu, numër 6117) Ndërkaq, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Çdo fe ka moral, e morali i Islamit është turpi."* (E shënon Bejhekiu në "Shuabul iman", 6/2619)

Prej gjërave që i urdhëron Islami është trimëria. Enesi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon: *"Pejgamberi ﷺ ishte njeriu më i mirë, më trimi dhe më bujari nga të gjithë. Njëherë, kur banorët e Medinës u frikësuan (nga një zhurmë e madhe që dëgjuan), Pejgamberi ﷺ nxitoi para të gjithëve i hipur në një kalë (për të kuptuar nëse u kanosej*

*ndonjë rrezik).”* (E shënon Buhariu, numër 2820) I Dërguari ﷺ i kërkonte mbrojte Allahut ta ruante nga frika, e në atë rast thoshte: *“O Allah! Kërkoj të më mbrosh nga frika!”* (E shënon Buhariu, numër 6374)

Prej gjërave që i urdhëron Islami është dhënia dhe bujaria. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ata që shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të Allahut, i shëmbëllejnë atij që mbjell një kokërr nga e cila dalin shtatë kallinj, ku secili kalli ka nga njëqind kokrra. Allahu ia shton (shpërblimin) edhe më tepër kujt të dëshirojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm."** (El Bekare, 261) Virtyt i të Dërguarit ﷺ ishte bujaria. Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) ka thënë: *“Pejgamberi ﷺ ka qenë njeriu më bujar në vepra të mira, e bujaria e tij arrinte kulmin gjatë Ramazanit, kur e takonte Xhibrilin. Xhibrili e takonte çdo natë Ramazani, deri në fund, dhe Pejgamberi ﷺ ia lexonte atij Kuranin. Gjatë kohës sa takohej me Xhibrilin, në vepra të mira bëhej më bujar sesa era që fryn (plot mirësi).”* (E shënon Buhariu, numër 1902)

Prej gjërave që i urdhëron Islami janë: ndihmesa e nevojtarit, shpëtimi i të lënduarit, dhënia ushqim të urituriit, fqinjësia e mirë, mbajtja e lidhjeve farefisnore dhe butësia me kafshët. Abdullah ibn Amri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon: *"Një person e pyeti Pejgamberin ﷺ: "Cila është vepra më e mirë në Islam?" Ai iu përgjigj: “Të ushqesh të urituriit e të përshëndesësh me selam atë që e njeh dhe*

*atë që nuk e njeh."* (E shënon Buhariu, numër 12) Ndërkaq, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Teksa një burrë ishte duke ecur, e mori etja fort, andaj, pasi që gjeti një pus, zbriti në të dhe piu ujë. Kur doli, pa një qen duke dihatur me gjuhën jashtë, saqë hante dhé nga etja. Atëherë tha me vete: "E paska marrë etja siç më pati marrë mua." Kështu, zbriti në pus, e mbushi këpucën me ujë, e kapi me dhëmbë dhe u ngjit sipër pusit që t'i jepte qenit për të pirë. Allahu i ishte mirënjohës për këtë vepër, prandaj ia fali mëkatet." Sahabët e pyetën: "O i Dërguari i Allahut, u shpërblyekemi edhe për kafshët?" Pejgamberi ﷺ u tha: "Për çdo gjallesë që ka mushkëri të njomë ka shpërblim."* (E shënon Buhariu, numër 6009) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Ai që kujdeset për të venë dhe për nevojtarin është sikurse ai që lufton në rrugën e Allahut, ose sikurse ai që falet natën dhe agjëron ditën."* (E shënon Buhariu, numër 5353)

Islami thekson të drejtat e farefisit dhe obligon që të mbahen ato. Allahu i Lartësuar thotë: **"I Dërguari është më i afërt për besimtarët, sesa ata për njëri-tjetrin; gratë e tij janë (si) nënat e tyre. Sipas Librit të Allahut, pjesëtarët e farefisit janë[1] më të afërt për njëri-tjetrin, sesa besimtarët e tjerë dhe të mërguarit[2], përveç rastit kur doni t'u bëni ndonjë të mirë miqve tuaj të afërt (me anë të testamentit).**

[1] Për sa i përket trashëgimisë dhe të drejtave të tjera që rrjedhin nga afërsia e gjakut. Shënim i përkthyesit.

[2] D.m.th. ndjekësit e Profetit ﷺ nga Meka në Medinë.

**Kjo është shënuar në Libër."** (El Ahzab, 6) Ai tërhoqi vërejtjen nga ndërprerja e lidhjeve farefisnore dhe e bashkoi atë me ngatërresat në Tokë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Nëse ju (o hipokritë) i ktheni shpinën besimit, atëherë do të bënit ngatërresa në Tokë dhe do t'i shkatërronit lidhjet farefisnore. Këta janë ata, të cilët Allahu i ka mallkuar, i ka bërë të shurdhër dhe ua ka verbuar shikimin."** (Muhamed, 22-23) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Nuk ka për të hyrë në Xhenet ai që i ndërpret lidhjet farefisnore."* (E shënon Muslimi, numër 2556) Të afërmit që është obligim t'i mbajmë lidhjet me ta janë: prindërit, vëllezërit, motrat, xhaxhallarët, hallat, dajallarët dhe tezet.

Islami tërheq vëmendjen për të drejtat e fqinjit, edhe po qe jomusliman. Allahu i Lartësuar thotë: **"Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim); silluni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët, të varfrit, fqinjët e afërt dhe të largët, me atë që keni pranë, me udhëtarin (që ka mbetur ngushtë) dhe me ata që janë robër nën pushtetin tuaj. Në të vërtetë, Allahu nuk i do njerëzit arrogantë e mburravecë."** (En Nisa, 36) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Xhibrili vazhdimisht më porosiste për fqinjin, saqë mendova se do ta bëjë trashëgimtar."* ("Sahihu Ebi Davud", numër 5152)

**33. Islami i lejoi ushqimet dhe pijet e këndshme. Urdhëroi që të pastrohet zemra, trupi dhe shtëpia. Për këtë arsye e lejoi martesën dhe pejgamberët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) porositën për të dhe ata urdhëronin drejt çdo gjëje të këndshme dhe të mirë.**

Islami i lejoi ushqimet dhe pijet e këndshme. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Allahu është i Mirë dhe pranon vetëm atë që është e mirë. Ai ua ka urdhëruar besimtarëve atë që ua ka urdhëruar të dërguarve duke thënë:* **"O të dërguar! Hani të lejuarat dhe bëni vepra të mira!"** (Kuran, 23:51) *Po ashtu:* **"O besimtarë! Hani ushqimet e lejuara që jua kemi dhënë."** (Kuran, 2:172) *Pastaj (i Dërguari) përmendi një njeri që kishte udhëtuar gjatë, flokëshprishur e i pluhurosur kishte ngritur duart lart duke thënë: "O Zot! O Zot!" Ndërkohë, ushqimi i tij ishte haram, pija e tij ishte haram, veshja e tij ishte haram, ishte ushqyer me haram! E si t'i pranohet lutja?!"* (E shënon Muslimi, numër 1015) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "Kush i ka penguar stolitë dhe ushqimet e këndshme, të cilat Ai i ka krijuar për robërit e Vet?" Thuaj: "Ato janë për besimtarë (dhe të tjerët) në këtë botë, ndërsa në botën tjetër do të jenë vetëm për besimtarët." Kështu ua shpjegojmë shpalljet njerëzve që dinë."** (El Araf, 32)

Islami urdhëroi që të pastrohet zemra, trupi dhe shtëpia. Për këtë arsye e lejoi martesën dhe pejgamberët e profetët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) porositën për të dhe ata urdhëronin drejt çdo gjëje të këndshme dhe të

mirë. Allahu i Lartësuar thotë: **“Allahu i ka krijuar për ju gratë nga lloji juaj e nga gratë tuaja ju jep djemtë e nipat dhe ju furnizon me ushqime të mira. A mos vallë, ata besojnë në gënjeshtra dhe mohojnë dhuntitë e Allahut.”** (En Nahl, 72) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“Petkat e tua pastroji dhe largohu nga ndyrësia (adhurimi i idhujve)!”** (El Mudethir, 4-5) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Nuk do të hyjë në Xhenet askush që në zemër ka mendjemadhësi edhe sa një grimcë.” Një i pranishëm tha: "Ndonjëherë njeriu ka dëshirë që të veshë rrobë të bukur e nallane të bukura?" I Dërguari ﷺ ia ktheu: “Allahu është i Bukur dhe e do bukurinë. Mendjemadhësia nënkupton refuzimin e së vërtetës dhe përbuzjen e njerëzve.”* (E shënon Muslimi, numër 91)

**34. Islami i ndaloi bazat e të ndaluarave, si: t'i shoqërohet dikush a diçka Allahut në adhurim, mosbesimi, adhurimi i idhujve, të folurit për Allahun pa dituri, vrasja e fëmijëve, vrasja e njeriut që e ka gjakun të mbrojtur në Islam, të bëhen çrregullime në Tokë, magjia, veprat e turpshme, qofshin ato të hapura, qofshin të fshehta, kurvëria e homoseksualizmi. E ndaloi kamatën, ngrënien e ngordhësirës dhe të asaj që është therur për idhujt dhe putat. E ndaloi mishin e derrit dhe e ndaloi konsumimin e alkoolit dhe të gjitha papastërtitë dhe ndyrësirat e tjera. E ndaloi ngrënien e pasurisë së jetimit dhe e ndaloi që të pakësohet në matje dhe peshim të produkteve (artikujve). E ndaloi ndërprerjen e lidhjeve farefisnore. Të gjithë pejgamberët dhe profetët janë të njëzëshëm për konsiderimin haram të krejt këtyre gjërave.**

Islami i ndaloi bazat e të ndaluarave, si: t'i shoqërohet dikush a diçka Allahut në adhurim, mosbesimi, adhurimi i idhujve, të folurit për Allahun pa dituri dhe vrasja e fëmijëve. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaju: "Ejani t'ju lexoj çfarë ju ka urdhëruar Allahu: që të mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim); që të silleni mirë me prindërit; që të mos vrisni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë ju dhe ata; që të mos u afroheni veprave të turpshme, qofshin ato të hapura, qofshin të fshehta dhe që të mos ia merrni tjetrit jetën, të cilën Allahu e ka shenjtëruar, përveçse kur e kërkon drejtësia (e ligji). Këto ju porosit Ai, me qëllim që të kuptoni." Dhe mos iu qasni**

**pasurisë së jetimit, përveçse për ta rregulluar, derisa të mbërrijë pjekurinë! Kryejeni drejt matjen dhe peshimin; Ne nuk ngarkojmë askënd përtej mundësisë së tij! Kur të flisni, thoni të vërtetën, qoftë edhe për të afërmit tuaj! Plotësojeni besën e dhënë Allahut! Këto ju porosit Ai që të mos harroni."** (El Enam, 151-152) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "Me të vërtetë, Zoti im ka ndaluar vetëm punët e pahijshme, qofshin të hapura, qofshin të fshehta dhe gjynahet, dhunimin pa të drejtë, t'i shoqërohet Allahut (në adhurim) diçka, për të cilën nuk ju ka dhënë kurrfarë të drejte dhe të thoni për Allahun atë që nuk e dini."** (El Araf, 33)

Islami e ndaloi vrasjen e njeriut që e ka gjakun e mbrojtur në Islam. Allahu i Lartësuar thotë: **"Mos ia merrni jetën asnjë njeriu, gjë që Allahu jua ka ndaluar ta bëni, përveçse kur e kërkon e drejta! Nëse dikush vritet padrejtësisht, Ne i kemi dhënë pushtet trashëgimtarit të tij (të kërkojë shpagim). Por edhe ai të mos e teprojë në vrasje, sepse ai është i ndihmuar (nga ligji dhe drejtësia islame)."** (El Isra, 33) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe ata që, pos Allahut, nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar, përveçse me të drejtë[1] dhe që nuk bëjnë kurvëri. E kush i bën këto, do të marrë gjynahe."** (El Furkan, 68)

---

[1] **"përveçse me të drejtë"**: d.m.th. për mbrojtje të ligjshme, gjatë luftës për çështjen e Allahut dhe duke zbatuar dënimet e parashikuara nga legjislacioni islam. Shënim i përkthyesit.

Islami ndaloi të bëhen çrregullime në Tokë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe mos bëni çrregullime në Tokë, pasi është vënë rregulli."** (El Araf, 56) Allahu i Lartësuar tregon për profetin Shuajb (alejhi selam) se ai i ka thënë popullit të tij: **“O populli im! Adhuroni Allahun! Ju nuk keni zot tjetër që meriton adhurimin përveç Tij. Me të vërtetë, ju ka ardhur provë e qartë nga Zoti juaj, prandaj matni dhe peshoni saktë, mos u hani hakun njerëzve dhe mos bëni ngatërresa në tokë, pasi të jetë vënë rregulli në të. Kjo është më mirë për ju, nëse jeni besimtarë!”** (El Araf, 85)

Islami e ndaloi magjinë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Hidhe atë që mban në dorën e djathtë: do të gëlltisë gjithçka që kanë bërë ata, sepse ajo që kanë bërë ata, është vetëm një mashtrim i magjistarëve; e, magjistari nuk do të ketë sukses kudo që të gjendet."** (Taha, 69) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Largohuni nga shtatë mëkatet shkatërruese!” Të pranishmit thanë: "O i Dërguari i Allahut, cilat janë ato?" Pejgamberi ﷺ tha: “Shirku (të bërët shirk Allahut), sihri (magjia), vrasja padrejtësisht e atij që ka ndaluar Allahu, përdorimi i kamatës, ngrënia e pasurisë së jetimit, ikja nga fronti i luftës, shpifja për gratë e ndershme, besimtare e të pastra.”* (E shënon Buhariu, numër 6857)

Islami i ndaloi veprat e turpshme, qofshin ato të hapura, qofshin të fshehta, amoralitetin e homoseksualizmin. Në fillim të këtij paragrafi janë përmendur ajetet që bëjnë fjalë për këtë. Gjithashtu Islami e ndaloi kurvërinë. Allahu i Lartësuar thotë: **"O ju që keni besuar! Ta keni frikë Allahun**

**dhe hiqni dorë nga kamata, nëse jeni besimtarë të vërtetë. Nëse nuk e bëni këtë, atëherë ju është shpallur luftë nga Allahu dhe i Dërguari i Tij. Nëse pendoheni, atëherë ju takon kapitali fillestar. Në këtë mënyrë, nuk dëmtoni askënd e as dëmtoheni vetë."** (El Bekare, 278-279) Allahu nuk ka kërcënuar ndonjë mëkatar duke i shpallur luftë siç e ka kërcënuar përdoruesin e kamatës, për faktin se kamata shkakton shkatërrimin e fesë, vatanit, pasurisë dhe vetes.

Islami e ndaloi ngrënien e ngordhësirës dhe të asaj që është therur për idhujt dhe putat. Po ashtu e ndaloi mishin e derrit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Është ndaluar për ju ngrënia e cofëtinës, e gjakut, e mishit të derrit, e mishit të kafshës që është therur jo në emër të Allahut, e mishit të kafshës së mbytur lidhur në fyt, e mishit të kafshës që është rrahur dhe ka ngordhur, e mishit të kafshës që është vrarë nga rrëzimi apo nga brirët e kafshëve të tjera, e mishit të asaj që është kafshuar nga egërsirat - përveç atyre që i therni ju para se të ngordhin. Gjithashtu, është e ndaluar për ju edhe ngrënia e mishit të kafshëve që janë therur për nder të idhujve apo për të kërkuar fatin në fall. Të gjitha këto që u përmendën, janë gjynah."** (El Maide, 3)

Islami e ndaloi konsumimin e alkoolit dhe të gjitha ndyrësirat e papastërtitë. Allahu i Lartësuar thotë: **"O besimtarë! Me të vërtetë, pijet alkoolike, bixhozi, idhujt dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Prandaj, largohuni nga këto, me qëllim që të shpëtoni! Vërtet, djalli me pije alkoolike dhe me bixhoz kërkon që të**

**fusë midis jush armiqësi e urrejtje dhe t'ju shmangë nga të kujtuarit e Allahut dhe kryerja e namazit. Prandaj, a po hiqni dorë?"** (El Maide, 90-91) Në paragrafin 31 është përmendur lajmërimi i Allahut të Lartësuar se prej cilësive të të Dërguarit ﷺ të përmendura në Teurat është se ua ndalon atyre të këqijat. Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe që ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin[1] që nuk di shkrim e lexim, të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill. Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur."** (El Araf, 157)

Islami e ndaloi ngrënien e pasurisë së jetimit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Jepuni pasurinë jetimëve, mos ua ndërroni sendet e tyre të mira me tuajat të këqija. Mos e harxhoni pasurinë e tyre duke e përzier me pasurinë tuaj. Se kjo, me të vërtetë, është gjynah i madh."** (En Nisa, 2) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Vërtet, ata që shpenzojnë pasurinë e jetimit pa të drejtë, vetëm mbushin barkun e tyre me zjarr dhe ata do të digjen në zjarrin flakërues."** (En Nisa, 10)

Islami ndaloi mangësimin (pakësimin) në matje dhe peshim të produkteve (artikujve). Allahu i Lartësuar thotë: **"Mjerë ata që hanë në peshë (dhe matje), që, kur masin për veten,**

---

[1] Muhamedi ﷺ.

**e marrin masën të plotë, ndërsa, kur u masin të tjerëve me litër ose me kandar, ua pakësojnë. A nuk mendojnë ata se do të ringjallen."** (El Mutafifin, 1-4)

Islami ndaloi të ndërpriten lidhjet farefisnore. Në paragrafin 31 janë përmendur ajetet dhe hadithet që tregojnë për këtë. Të gjithë pejgamberët dhe profetët janë të njëzëshëm për konsiderimin haram të krejt këtyre gjërave.

**35. Islami i ndalon veset e përçmuara, siç janë: gënjeshtra, mashtrimi, pabesia, tradhtia, hilja, zilia, dredhia - kurthi i shëmtuar, vjedhja, dhuna, padrejtësia dhe ndalon çdo ves të shëmtuar.**

Islami i ndalon veset e përçmuara përgjithësisht. Allahu i Lartësuar thotë: **"Mos i trajto njerëzit me nënçmim dhe mos ec në tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë e mburracakët!"** (Lukman, 18) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Më i dashuri prej jush tek unë dhe më i afërti me mua në kuvend në Ditën e Gjykimit është ai më moralshmi, kurse më i urryeri prej jush tek unë dhe më i largëti nga unë në kuvend në Ditën e Gjykimit janë llomotitësit, llafazanët dhe mutefejhikunët. Thanë: "E dimë cilët janë llomotitësit e llafazanët, po mutefejhikunët cilët janë?" Ai u përgjigj: "Mendjemëdhenjtë."* ("Es Silsiletu es Sahiha", numër 791)

Islami e ndalon gënjeshtrën. Allahu i Lartësuar thotë: **"Vërtet, Allahu nuk e udhëzon në rrugë të drejtë atë që e tepron me të këqija dhe është gënjeshtar."** (Gafir, 28) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Kujdes nga gënjeshtra, se gënjeshtra udhëzon drejt shthurjes dhe shthurja dërgon drejt zjarrit (të Xhehenemit). Njeriu vazhdon të gënjejë dhe t'i përmbahet gënjeshtrës derisa të shkruhet tek Allahu gënjeshtar."* (E shënon Muslimi, numër 2606) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Shenjat e hipokritit janë*

*tri: kur flet, gënjen; kur premton, nuk e mban premtimin; kur i besohet, tradhton."* (E shënon Buhariu, numër 6095)

Islami e ndaloi mashtrimin. *Në hadith qëndron se i Dërguari i Allahut ﷺ kaloi pranë një grumbulli me ushqim. Futi dorën në të dhe gjeti lagështi në fund, ndaj iu drejtua personit në fjalë: "Ç'është kjo, o pronar i ushqimit?" Ai iu përgjigj: "E ka zënë shiu, o i Dërguari i Allahut." I Dërguari ﷺ ia ktheu: "Përse nuk e ke vendosur sipër që ta shohin njerëzit?! Ai që mashtron nuk është imi."* (E shënon Muslimi, 102)

Islami e ndalon pabesinë, tradhtinë e hilen. Allahu i Lartësuar thotë: **"O besimtarë! Mos e tradhtoni Allahun dhe të Dërguarin e mos i tradhtoni amanetet me vetëdije."** (El Enfal, 27) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Këta janë ata që i përmbahen besëlidhjes me Allahun dhe nuk e prishin premtimin."** (Er Rad, 20) I Dërguari i Allahut ﷺ, ushtrisë së tij, kur dilnin (për luftë), i thoshte: *"Luftoni e mos e vidhni prenë e luftës, as mos tradhtoni, as mos masakroni, as mos vritni fëmijë!"* (E shënon Muslimi, numër 1731) Gjithashtu i Dërguari ﷺ ka thënë: *"Ai që i ka (këto) katër tipare është hipokrit i kulluar. Ndërkaq, ai që ka vetëm njërin prej tyre, atëherë ka një prej tipareve të hipokrizisë, derisa ta braktisë atë. Ato janë: kur i besohet, tradhton; kur flet, gënjen; kur premton, nuk e mban atë; kur polemizon, i tejkalon kufijtë."* (E shënon Buhariu, numër 34)

Islami e ndalon zilinë. Allahu i Lartësuar thotë: **"A mos i kanë zili njerëzit për çfarë u ka dhuruar Allahu nga të mirat e Veta? Ne u dhamë pasardhësve të Ibrahimit Librin e urtësinë, si dhe një pushtet të madh."** (En Nisa, 54) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Shumë nga ithtarët e Librit, prej zilisë që kanë në vete, dëshirojnë që t'ju kthejnë nga besimi në mosbesim, tani që e vërteta është e qartë për ta. Por ju falini ata dhe lërini, derisa të arrijë urdhri i Allahut. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë."** (El Bekare, 109) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Te ju kanë ardhur sëmundjet e popujve të mëparshëm: smira dhe urrejtja. Ajo është rruajtësja (shkatërruesja). Nuk them se rruan kokën, por rruan besimin. Betohem në Atë, në Dorën e të Cilit është shpirti im se nuk keni për të hyrë në Xhenet derisa të besoni, e nuk keni për të besuar derisa të doni njëri-tjetrin. A t'ju tregoj se cila gjë jua përforcon juve këtë? Përhapeni selamin në mesin tuaj!"* (E shënon Tirmidhiu, numër 2510)

Islami e ndalon dredhinë - kurthin e shëmtuar. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kështu, Ne kemi bërë në çdo qytet që keqbërësit më të mëdhenj të ngrenë kurthe. Mirëpo, kurthet ia ngrenë vetëm vetvetes e nuk e ndiejnë."** (El Enam, 123) Allahu i Lartësuar tregon se hebrenjtë u përpoqën ta vrisnin Isain (alejhi selam) dhe të ngrenë kurthe, por Allahu ua prishi ato. Gjithashtu Allahu sqaroi se dredhia - kurthi i shëmtuar e godet vetëm atë që e bën. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kur Isai vuri re mosbesimin e**

**tyre, tha: “Cilët janë ndihmuesit e mi në rrugën e Allahut?” Nxënësit (e tij) u përgjigjën: “Ne jemi ndihmuesit e (fesë së) Allahut. Ne e besojmë Allahun e ti (Isa) dëshmo se ne (i) jemi nënshtruar (Atij). Zoti ynë! Ne besojmë atë që na ke shpallur dhe pasojmë të Dërguarin (Isain). Na shkruaj pra, bashkë me dëshmitarët!” Dhe ata i përgatitën një kurth[1], por edhe Allahu u përgatiti kurth (dënim), se Allahu është strategu më i mirë. (Kujtoje, o Muhamed) kur Allahu tha: “O Isa! Unë do të të marr, do të të ngre pranë Meje dhe do të të shpëtoj ty nga ata që nuk besojnë, si dhe do t’i vendos ata që të ndjekin ty përmbi ata që të mohojnë, deri në Ditën e Kiametit. Pastaj, të gjithë do të ktheheni tek Unë dhe do të gjykoj midis jush për çështjet që jeni grindur."** (Alu Imran, 52-55) Allahu i Lartësuar tregoi se populli i profetit Salih (alejhi selam) deshi ta vriste dinakërisht dhe kështu ngrenë kurthe, kësisoj Allahu u përgatiti kurthe, i shkatërroi ata të gjithë dhe popullin e tyre. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ata i thanë (njëri-tjetrit): “Betohuni në Allahun se natën do ta vrasim atë me gjithë familjen e tij. Pastaj do t’u themi të afërmve të tij se ne nuk kemi qenë të pranishëm në zhdukjen e familjes së tij dhe se po themi të vërtetën.” Dhe kurdisën një kurth, por Ne u ngritëm një grackë, pa e ndier ata. Tani shiko se si ka qenë fundi i ngatërresave të tyre. Ne i shkatërruam ata të gjithë dhe popullin e tyre."** (En Neml, 49-51)

[1] D.m.th. jobesimtarët armiq të Isait (alejhi selam). Shënim i përkthyesit.

Islami e ndalon vjedhjen. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Nuk ndodh që zinaqari (imorali) të jetë besimtar (me besim të plotë) teksa bën zina; as ai që vjedh të jetë besimtar teksa vjedh dhe as ai që pi alkool të jetë besimtar teksa pi alkool. Ndërkohë, pendimi pas këtyre mbetet i hapur.”* (E shënon Buhariu, numër 6810)

Islami e ndalon dhunën. Allahu i Lartësuar thotë: **"Në të vërtetë, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe ndihmën për të afërmit, si dhe ndalon imoralitetin, veprat e shëmtuara dhe dhunën. Ai ju këshillon, në mënyrë që ju t’ia vini veshin."** (En Nahl, 90) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Allahu më ka shpallur që të jeni të thjeshtë, kësisoj të mos jeni të dhunshëm dhe të mos mburret askush ndaj tjetrit!”* (“Sahihu Ebi Davud”, numër 4895)

Islami e ndalon padrejtësinë. Allahu i Lartësuar thotë: **“Allahu nuk i do të padrejtët.”** (Alu Imran, 57) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“Vërtet, të padrejtët nuk do të shpëtojnë.”** (El Enam, 21) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“...ndërsa për të padrejtët ka përgatitur një dënim të dhembshëm.”** (El Insan, 31) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Tre personave nuk u kthehen lutjet: udhëheqësit të drejtë, agjëruesit derisa të bëjë iftar dhe lutja e atij që i është bërë padrejtësi bartet nga retë dhe i hapen asaj dyert e qiejve dhe Zoti i Lartmadhërishëm thotë:* ***"Betohem në madhërinë Time se gjithsesi do të të ndihmoj, qoftë dhe pas një kohe.”*** (E shënojnë Muslimi, numër 2749

përmbledhtazi me një ndryshim të vogël; Tirmidhiu, numër 2526 me ndryshim të vogël; Ahmedi, numër 8043 dhe teksti është i tij) Kur i Dërguari i Allahut ﷺ e dërgoi Muadhin në Jemen, mes tjerash i tha: *"Ruaju lutjes së atij që i bëhet padrejtësi, sepse mes tij dhe Allahut nuk ka perde!"* (E shënon Buhariu, numër 1496) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Vini re! Kushdo që i ka bërë padrejtësi ndonjë shtetasi jomusliman (muahed), ose ia ka pakësuar hakun e tij, ose i ka kërkuar më shumë se që ka mundësi, ose i ka marrë diçka pa qenë ai i kënaqur, unë do të jem kundërshtari i tij Ditën e Gjykimit."* (Sunen Ebi Davud, numër 3052) Pra, siç e vërejte, Islami ndalon çdo ves të shëmtuar ose marrëveshje të padrejtë e tirane.

**36. Islami i ndalon transaksionet e shitblerjes që kanë kamatë, dëm, mashtrim, padrejtësi, dredhi, ose që çojnë drejt fatkeqësive dhe dëmit të përgjithshëm për shoqëritë, popujt e individët.**

Islami i ndalon transaksionet e shitblerjes që kanë kamatë, dëm, mashtrim, padrejtësi, dredhi ose që çojnë drejt fatkeqësive dhe dëmit të përgjithshëm për shoqëritë, popujt e individët. Në fillim të këtij paragrafi janë përmendur ajetet dhe hadithet që e ndalojnë kamatën, padrejtësinë, mashtrimin e çrregullimin në Tokë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ata që i lëndojnë besimtarët dhe besimtaret, duke i akuzuar për diçka që nuk e kanë bërë, në të vërtetë, i kanë ngarkuar vetes fajin për shpifje dhe një gjynah të qartë."** (El Ahzab, 58) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Kush bën mirë, e bën për dobi të vet, e kush punon keq, punon në dëm të vet. Zoti yt nuk u bën padrejtësi robërve të Tij."** (Fusilet, 46) Në hadith qëndron se i Dërguari i Allahut ﷺ ka gjykuar se: *"S'ka dëm e as dëmtim."* (E shënon Ibn Maxhe, numër 2340) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, të mos e dëmtojë fqinjin. Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le ta nderojë mysafirin. Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le të flasë mirë ose le të heshtë."* (E shënon Muslimi, numër 47) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Një grua u dënua për një mace, të cilën e kishte lidhur derisa kishte ngordhur, andaj u fut në Zjarr për këtë gjë. Kur e kishte mbyllur, as e kishte ushqyer, as i kishte*

*dhënë për të pirë, madje as e kishte lënë të ushqehej vetë me insekte të Tokës."* (E shënon Buhariu, numër 3482) Ky dënim qe për atë që kishte keqtrajtuar një mace, e si është puna me atë që i keqtrajton njerëzit?! Ibn Omeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ishte ngjitur në minber dhe kishte thirrur me zë të lartë: *"O ju që keni besuar me gjuhët tuaja (që thoni se jeni muslimanë), por që ende besimi (i plotë) nuk ka depërtuar në zemrat tuaja! Mos i lëndoni muslimanët dhe mos i qortoni (për mëkatet që i kanë bërë) dhe mos hulumtoni për të metat e tyre, se ai që hulumton të metat e vëllait të tij musliman, Allahu hulumton të metat e tij, e kujt Allahu ia hulumton të metat, e demaskon dhe ia përhap, edhe nëse është brenda, në mes të shtëpisë."* Ibn Omeri një ditë e shikoi Qabenë dhe tha: "Sa madhështore dhe e shenjtë që je, por besimtari ka shenjtëri më të madhe tek Allahu sesa ti!" (E shënojnë Tirmidhiu, numër 2032 dhe Ibn Hibani, numër 5763) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Kush e beson Allahun dhe Ditën e Fundit, të mos e shqetësojë fqinjin e tij. Kush e beson Allahun dhe Ditën e Fundit, le ta nderojë mysafirin e tij. Kush e beson Allahun dhe Ditën e Fundit, le të flasë mirë ose le të heshtë!"* (E shënon Buhariu, numër 6018) Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka pyetur: *"A e dini kush është i falimentuari?" U përgjigjën: "I falimentuari te ne, o i Dërguari i Allahut, është ai që nuk ka pasuri dhe mall." Në atë rast tha: "I falimentuari nga umeti im është ai që vjen*

*në Ditën e Gjykimit me namaz, agjërim e zekat, kështu që vjen (atë ditë) dhe dikë e ka sharë, për tjetrin ka shpifur, tjetrit ia ka ngrënë pasurinë, tjetrit ia ka derdhur gjakun, e tjetrin e ka rrahur, kështu që këtij dhe atij i jepen nga të mirat e tij (të falimentuarit), e nëse të mirat e tij mbarojnë para se t'i shpaguajë (këto padrejtësi), merren mëkatet e tyre dhe i jepen atij, e kësisoj hidhet në Zjarr."* (E shënojnë Muslimi, numër 2582; Tirmidhiu, numër 2418; Ahmedi, numër 8029 dhe teksti është i tij)

Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Gjatë rrugës ishte një degë me gjemba që i pengonte njerëzit, kështu që një njeri e largoi atë dhe hyri në Xhenet."* (E shënojnë Buhariu, numër 652 si kuptimi i këtij hadithi; Muslimi, 1914 ngjashëm si hadithi paraprak; Ibn Maxhe, numër 3682; Ahmedi, numër 10432 dhe teksti është i këtyre dy të fundit) Pra, largimi i pengesës nga rruga të fut në Xhenet. E si është puna me atë që i pengon e lëndon njerëzit dhe ua prish jetën e tyre?"

**37. Islami ka ardhur për ta ruajtur mendjen dhe ka ndaluar çdo gjë që e prish atë, siç është konsumimi i alkoolit. Çështjen e mendjes e ka ngritur dhe e ka bërë kriter për veprimin e obligimeve fetare. Atë e liroi nga besëtytnitë dhe idhujtaritë. Në Islam nuk ka sekrete e dispozita që janë të veçanta për një klasë të caktuar. Të gjitha dispozitat dhe ligjet e Islamit janë në përputhje me mendjen e shëndoshë dhe janë pajtim me qëllimet e drejtësisë dhe urtësisë.**

Islami ka ardhur për ta ruajtur mendjen dhe e ka ngritur çështjen e saj. Allahu i Lartësuar thotë: **"Mos shko pas diçkaje për të cilën nuk ke dijeni. Vërtet, dëgjimi, shikimi dhe zemra, të gjithë këta do të merren në përgjegjësi."** (El Isra, 36) Njeriu e ka obligim ta ruajë mendjen, prandaj Islami e ndaloi alkoolin dhe lëndët narkotike. Fakti se alkooli është haram e kam përmendur në paragrafin 34. Shumë ajete të Kuranit të madhërishëm përmbyllen me fjalën e Allahut: **"... në mënyrë që të kuptoni."** (El Bekare, 242) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Jeta e kësaj bote është vetëm lojë e argëtim, kurse bota tjetër, pa dyshim që është më e mirë për ata që i frikësohen Allahut. Pra, a nuk po mendoni?"** (El Enam, 32) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne e zbritëm këtë Kuran në gjuhën arabe, për ta kuptuar ju."** (Jusuf, 2) Allahu i Lartësuar sqaroi se prej udhëzimit dhe urtësisë nuk përfiton askush, përveçse njerëzit e mençur, mendarët. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai ia jep urtësinë (të kuptuarit e Kuranit) kujt të dojë. Cilitdo që i është dhënë**

**urtësia, vërtet që i është dhënë një mirësi e madhe. Por këtë nuk e kupton tjetërkush, përveç njerëzve të mençur."** (El Bekare, 269)

Për këtë arsye Islami e ka bërë mendjen kriter për veprimin e obligimeve fetare. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Lapsi (për shkrimin e mëkateve) është pezulluar për tre persona: për atë që është në gjumë, derisa të zgjohet; për fëmijën, derisa të hyjë në moshën e pubertetit dhe për të çmendurin, derisa t'i kthehet mendja.”* (E shënon Buhariu si informatë (mualak) dhe hadithi është i vërtetë, këtë e shënon para hadithit numër 5269 të ngjashëm me këtë hadith; Ebu Davudi si të lidhur (meusulen), numër 4402 dhe teksti është i tij; Tirmidhiu, numër 1423; Nesaiu në “Es Sunen el Kubra”, numër 7346; Ahmedi, numër 959 me pak ndryshime; Ibn Maxhe, numër 2042 shkurtimisht). Allahu e liroi njeriun nga zinxhirët e besëtytnive dhe idhujtarive. Allahu i Lartësuar, duke treguar për gjendjen e popujve që u kapën për besëtytni dhe që e refuzuan të vërtetën e cila u erdhi prej Allahut thotë: **"Po ashtu, në çdo vend që Ne kemi dërguar paralajmërues para teje, pasanikët e atij vendi thoshin: “Ne i kemi gjetur etërit tanë në këtë fe dhe po ndjekim gjurmët e tyre.”** (Ez Zuhruf, 23) Allahu i Lartësuar, duke treguar për Ibrahimin (alejhi selam), mikun e ngushtë, tha se i ka thënë popullit të vet: **"Kur ai i tha të atit dhe popullit të tij: “Ç’janë këta idhuj, që ju po i adhuroni kaq shumë?”, ata thanë: “Baballarët tanë i adhuronin këta.”** (El Enbija, 52-53) Islami ka ardhur dhe i ka

urdhëruar njerëzit për ta lënë adhurimin e idhujve dhe për t'i braktisur besëtytnitë e trashëguara nga baballarët dhe gjyshërit. Po ashtu ka ardhur për ta ndjekur udhën e pejgamberëve (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!).

Në Islam nuk ka sekrete dhe dispozita që janë të veçanta për një klasë kundrejt tjetrës. Ali ibn Ebu Talibi (Allahu qoftë i kënaqur me të!), i cili njëherazi është djali i xhaxhait të të Dërguarit të Allahut ﷺ dhe dhëndër i tij, u pyet: *"A ju ka veçuar i Dërguari i Allahut ﷺ me ndonjë fshehtësi?" Ai iu përgjigj: "I Dërguari i Allahut ﷺ nuk na ka veçuar me ndonjë fshehtësi e të mos i ketë përfshirë edhe njerëzit në përgjithësi me të, përveç asaj që ndodhet në këllëfin e kësaj shpatës sime." Pastaj nxori një letër në të cilën shkruante: "Allahu e mallkoftë atë që ther për dikë tjetër pos Allahut, Allahu e mallkoftë atë që ndryshon shenjtat (kufijtë) e tokës, Allahu e mallkoftë atë që mallkon prindërit e tij, Allahu e mallkoftë atë që strehon (ndihmon) një person keqbërës."* (E shënon Muslimi, numër 1978) Të gjitha dispozitat dhe ligjet e Islamit janë në përputhje me mendjen e shëndoshë dhe janë në pajtim me qëllimet e drejtësisë dhe urtësisë.

**38. Nëse pasuesit e feve të kota nuk i kuptojnë kontradiktat dhe gjërat që i refuzon mendja, njerëzit e fesë i bëjnë pasuesit të mendojnë se feja është mbi mendjen dhe mendja nuk ka mundësi ta kuptojë dhe ta mësojë fenë. Ndërkaq, Islami e konsideroi fenë dritë që mendjes ia ndriçon udhën. Ithtarët e feve të kota dëshirojnë që njeriu të heqë dorë nga mendja dhe t'i pasojë ata. Islami dëshiron prej njeriut që ta zgjojë mendjen, që t'i njohë realitetet e çështjeve ashtu siç janë.**

Nëse pasuesit e feve të kota nuk i kuptojnë kontradiktat dhe gjërat që i refuzon mendja, njerëzit e fesë i bëjnë pasuesit të mendojnë se feja është mbi mendjen dhe mendja nuk ka mundësi ta kuptojë dhe ta mësojë fenë. Ndërkaq, Islami e konsideroi fenë dritë që mendjes ia ndriçon udhën. Ithtarët e feve të kota dëshirojnë që njeriu të heqë dorë nga mendja dhe t'i pasojë ata. Islami dëshiron prej njeriut që ta zgjojë mendjen, që të reflektojë, të meditojë dhe t'i njohë realitetet e çështjeve ashtu siç janë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe kështu, Ne të kemi dërguar ty Shpallje me urdhrin dhe vullnetin Tonë. Ti më parë nuk e ke ditur se çfarë është Libri e as ç'është besimi. Por atë (Kuranin), Ne e bëmë dritë, me anë të së cilës udhëzojmë kë të duam nga robërit Tanë. Ti, me të vërtetë, udhëzon në rrugën e drejtë."** (Esh Shura, 52) Shpallja hyjnore ngërthen në vete prova dhe argumente (të mjaftueshme) që i drejton mendjet e shëndosha drejt realiteteve që shpijnë në njohjen dhe besimin në to. Allahu i Lartësuar thotë: **"O**

**njerëz! Me të vërtetë, juve ju ka ardhur një provë bindëse (Muhamedi) nga Zoti juaj dhe ju është zbritur një Dritë e dukshme (Kurani)."** (En Nisa, 174) Allahu i Lartmadhërishëm dëshiron që njeriu të jetojë në dritën e udhëzimit, dijes dhe realitetit, ndërsa shejtanët dhe djajtë dëshirojnë që njeriu të mbetet në errësirat e kufrit, injorancës dhe humbjes. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu është Mbrojtësi i atyre që besojnë. Ai i nxjerr ata nga errësirat në dritë. Sa për ata që nuk besojnë, mbrojtësi i tyre është djalli, i cili i nxjerr ata nga drita dhe i shpie në errësira."** (El Bekare, 257)

**39. Islami e vlerëson dijen e vërtetë dhe nxit të bëhen studime shkencore të zhveshura nga pasimi i egos. Po ashtu fton për reflektim dhe meditim në veten tonë e në universin përreth nesh. Rezultatet e sakta shkencore nuk bien ndesh me Islamin.**

Islami e vlerëson dijen e vërtetë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu do t'i ngritë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u është dhënë dija. Allahu di çdo gjë që punoni."** (El Muxhadele, 11) Allahu e bashkoi dëshminë e dijetarëve me të Tijën dhe të melekëve për të dëshmuarën më të madhe (teuhidin). Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S'ka zot tjetër përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit."** (Alu Imran, 18) Kjo e sqaron pozitën që e gëzojnë dijetarët në Islam. Allahu nuk e urdhëroi profetin Muhamed ﷺ që t'i kërkojë (Atij) shtim të diçkaje përveçse dijen. Allahu i Lartësuar thotë: **"... dhe thuaj: "O Zoti im, shtoma dijeninë!"** (Taha, 114) I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Atij që ndjek rrugë për të kërkuar dituri, Allahu do t'i lehtësojë rrugën për në Xhenet. Vërtet melekët i shtrijnë krahët e tyre nga kënaqësia që kanë për kërkuesin e dijes. Për dijetarin kërkon falje kush është në qiell dhe në tokë, saqë edhe peshqit në det. Vlera e dijetarit ndaj adhuruesit është sikurse vlera e hënës kundrejt gjithë planetëve të tjerë. Vërtet dijetarët janë trashëgimtarët e profetëve dhe profetët nuk kanë lënë trashëgim dinar e as*

*dirhem (pasuri), por kanë lënë trashëgim dijen, prandaj ai që e merr atë, ka marrë një fat të madh.”* (E shënojnë Ebu Davudi, numër 3641; Tirmidhiu, numër 2682: Ibn Maxhe, numër 223 dhe teksti është i tij; Ahmedi, numër 21715)

Islami inkurajon për reflektim dhe meditim në veten tonë e në universin përreth nesh. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne do t’u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete, derisa t’u bëhet plotësisht e qartë se ai (Kurani) është e vërteta. Vallë, a nuk të mjafton ty që Zoti yt është Dëshmues i çdo gjëje?!"** (Fusilet, 53) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk e shohin ata mbretërinë e qiejve e të Tokës dhe gjithçka që ka krijuar Allahu, duke menduar se mund t’u jetë afruar fundi?! Në çfarë Shpalljeje tjetër do të besojnë pas kësaj?!"** (El Araf, 185) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Vallë, a nuk udhëtojnë nëpër botë e të shohin se si kanë përfunduar popujt e mëparshëm? Ata kanë qenë më të fortë se këta dhe tokën e kanë shfrytëzuar dhe punuar më mirë sesa e punojnë këta, e të dërguarit e tyre u kanë sjellë prova të qarta. Nuk ishte Allahu që u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë vetvetes padrejtësi."** (Er Rum, 9)

Rezultatet e sakta shkencore nuk bien ndesh me Islamin. Ne do të përmendim një shembull të vetëm, për çështjen e të cilit Kurani ka përmendur sqarime të hollësishme para katërmbëdhjetë shekujsh, e së fundmi e ka vërtetuar shkenca bashkëkohore. Kësisoj, rezultatet e shkencës qenë në përputhje me atë që gjendet në Kuranin e madhërishëm,

pra, për krijimin e embrionit në barkun e nënës së tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Me të vërtetë, Ne e kemi krijuar njeriun prej palcës së baltës, e pastaj, e bëmë atë pikë fare dhe e vumë në një vend të sigurt (mitër). E mandej, pikën e farës e bëmë droçkë gjaku, e pastaj e bëmë copëz mishi pa formë; mandej, me atë mish bëmë eshtrat, pastaj i veshëm eshtrat me mish dhe pastaj e bëmë atë (njeriun) krijesë tjetër (duke i futur shpirtin). Qoftë lartësuar Allahu, Krijuesi më i përsosur!"** (El Maide, 12-14)

**40. Allahu nuk ia pranon veprën dhe nuk e shpërblen në botën tjetër askënd, përveçse atë që besoi në Allahun dhe iu bind Atij, njëherazi i besoi të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Allahu nuk pranon asnjë adhurim, por ato që i ligjëroi. Si e mohon njeriu Allahun dhe shpreson ta shpërblejë atë?! Allahu nuk ia pranon besimin asnjë njeriu, derisa të besojë në të gjithë pejgamberët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) dhe të besojë në mesazhin e Muhamedit ﷺ.**

Allahu nuk ia pranon veprën dhe nuk e shpërben në botën tjetër askënd, përveçse atë që besoi në Allahun dhe iu bind Atij, gjithashtu i besoi të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Allahu i Lartësuar thotë: **"Sa për atë që dëshiron këtë botë, Ne shpejtojmë që t'i japim çfarë të dëshirojmë atij që duam. Pastaj ia caktojmë atij Xhehenemin, në të cilin ai do të përvëlohet, duke qenë i turpëruar dhe i dëbuar. Sa për atë që dëshiron botën tjetër dhe përpiqet për të me gjithë shpirt e duke qenë besimtar, përpjekja e tij do të shpërblehet."** (El Isra, 18-19) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Atij që bën vepra të mira dhe është besimtar, përpjekja nuk do t'i mohohet. Dhe këtë Ne ia shënojmë atij."** (El Enbija, 94) Allahu nuk pranon asnjë adhurim, por ato që i ligjëroi. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kështu, kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepra të mira dhe të mos i shoqërojë askënd në adhurim Zotit të vet!"** (El Kehf, 110) E sqaroi se vepra nuk është e mirë, veç nëse është prej asaj që Allahu e

ka ligjëruar dhe vepruesi i saj është i sinqertë për hir të Allahut në këtë vepër, duke qenë besimtar dhe duke i besuar pejgamberët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!). Ndërkaq, ndaj atij që nuk e ka veprën të tillë, Allahu thotë: **"Dhe Ne do t'u qasemi veprave që kanë bërë ata dhe do t'i shndërrojmë në pluhur e hi."** (El Furkan, 23) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Atë Ditë do të poshtërohen fytyra njerëzish, që kanë punuar e janë rraskapitur. Ata do të digjen në zjarr të nxehtë."** (El Gashije, 2-4) Këto fytyra janë të poshtëruara, të rraskapitura prej veprave, por, se ato nuk vepruan sipas udhëzimit të Allahut, Allahu e bëri zjarrin përfundim të tyre. Kjo, se ato nuk punuan në bazë të asaj që e ligjëroi Allahu, madje bën adhurime të kota dhe i ndoqën krerët e humbjes, të cilët u shpiknin atyre fe të kota. Kësisoj, vepra e mirë e pranuar tek Allahu është ajo që është në përputhje me atë që ka ardhur i Dërguari ﷺ. Si e mohon njeriu Allahun dhe shpreson ta shpërblejë atë?!

Allahu nuk ia pranon besimin asnjë njeriu, derisa të besojë në të gjithë pejgamberët (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) dhe të besojë në mesazhin e Muhamedit ﷺ. Më lart kemi përmendur disa argumente për këtë në paragrafin numër 20. Allahu i Lartësuar thotë: **"I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e po ashtu dhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, melekët e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): "Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij." Ata**

**thonë: “Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë dhe te Ti do të kthehemi!”** (El Bekare, 285) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **“O besimtarë! Besoni Allahun, të Dërguarin e Tij, Librin, që ia ka zbritur të Dërguarit të Tij dhe Librin që e ka zbritur më parë. Kushdo që mohon Allahun, melekët e Tij, Librat e Tij, të Dërguarit e Tij dhe Ditën e Kiametit, ai, me të vërtetë, ka humbur larg prej udhës së drejtë.”** (En Nisa, 136) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Kujto kur Allahu mori besëlidhjen nga profetët (dhe u tha): “Çfarëdo që t’ju jap prej Librit dhe urtësisë, kur t’ju vijë një i Dërguar, vërtetues i asaj që ju është dhënë, pa dyshim që duhet ta besoni dhe ta ndihmoni atë! A e pranoni këtë dhe barrën që po ju ngarkoj?” Ata u përgjigjën: “E pranojmë.” (Allahu) u tha: “Bëhuni dëshmitarë, se edhe Unë bashkë me ju jam dëshmitar."** (Alu Imran, 81)

**41. Qëllimi i të gjitha mesazheve hyjnore është që ta ngritin fenë e vërtetë për njeriun, që të jetë rob i sinqertë i Allahut, Zotit të botëve dhe ta lirojë nga të qenët rob i njeriut, materies e punës. Siç e sheh, Islami nuk i shenjtëron njerëzit e as e ngrit më lart pozitës së tyre, e as i konsideron zota e hyjni.**

Qëllimi i të gjitha mesazheve hyjnore është që ta ngritin fenë e vërtetë për njeriun, që të jetë rob i sinqertë i Allahut, Zotit të botëve dhe ta lirojë nga të qenët rob i njeriut, materies e punës. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Është përmbysur robi i dinarit dhe dërhemit e i shtrojave dhe rrobave. Nëse i jepet diç, shprehet i kënaqur, e, nëse nuk i jepet, nuk kënaqet."* (E shënon Buhariu, numër 6435) Njeriu i drejtë vetëm Allahut i nënshtrohet. Atë nuk e robëron pasuria, fama, pozita e as fisi. Në këtë tregim ka gjëra që ia vënë në pah lexuesit gjendjen e njerëzve para mesazhit dhe si u bënë më pas.

Me të emigruar muslimanët e parë në Abisini (Etiopi), mbreti i Abisinisë, Nexhaxhiu i pyeti: "Çfarë është kjo fe që për shkak të saj braktisët popullin tuaj dhe nuk pranuat fenë time (krishterimin) e as fenë e ndokujt prej këtyre popujve?!" Xhafer ibn Ebu Talibi ia ktheu: "O mbret! Ne ishim një popull injorant, që adhuronim idhujt, hanim ngordhësirën, vepronim vepra të shëmtuara, i ndërprisnim lidhjet me farefisin dhe silleshim keq me fqinjët. Më i forti prej nesh e shtypte të dobëtin. Në këtë gjendje ishim, derisa Allahu dërgoi te ne një të Dërguar, të cilit ia dinim

prejardhjen, çiltërsinë, besnikërinë dhe dëlirësinë. Ai na ftoi tek Allahu, që ta veçojmë në adhurim (teuhid) dhe të heqim dorë nga gurët e idhujt që adhuronin gjyshërit tanë përveç Allahut. Na urdhëroi të flasim drejt, ta çojmë amanetin në vend, t'i mbajmë lidhjet farefisnore, të sillemi mirë me fqinjët, të heqim dorë nga harami dhe gjakderdhja. Po ashtu na ndaloi veprat e shëmtuara e të ndyra, dëshminë e rreme, ngrënien e pasurisë së jetimit dhe shpifjen për gratë e ndershme. Na urdhëroi ta adhurojmë Allahun e të mos i shoqërojmë askënd dhe asgjë në adhurim; na urdhëroi të falim namazin, të japim zekatin dhe të agjërojmë." I përmendi njëra pas tjetrës çështjet e Islamit. "Ne e pranuam atë dhe i besuam, si dhe e ndoqëm në atë që ai e solli. E adhuruam Allahun, të Vetmin, dhe nuk i shoqëruam Atij asgjë dhe askënd në adhurim. E ndaluam atë që na ndaloi dhe e lejuam atë na lejoi..." (E shënon Ahmedi, numër 1740, me pak ndryshime; Ebu Nuajmi në "Hiljetul evlija", 1/115, shkurtimisht) Siç e sheh, Islami nuk i shenjtëron njerëzit e as i ngrit më lartë pozitës së tyre, e as i konsideron zota e as hyjni. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se nuk do ta mbajmë për zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!" Nëse ata nuk pranojnë, atëherë thuaju: "Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!"** (Alu Imran, 64) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai njeri nuk do t'ju urdhërojë që melekët dhe profetët t'i merrni për zota. Vallë, si mund**

**t’ju urdhërojë ai të bëheni mohues, pasi i jeni nënshtruar Allahut?!"** (Alu Imran, 80) Gjithashtu i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Mos e teproni duke më lavdëruar, ashtu siç e tepruan të krishterët me (Isain) të birin e Merjemes. Vërtet unë jam vetëm robi i Tij, andaj thoni (për mua): Rob i Allahut dhe i Dërguari i Tij.”* (E shënon Buhariu, 3345)

**42. Allahu e ligjëroi pendimin në Islam, gjë që nënkupton që njeriu të kthehet tek Allahu i penduar dhe ta braktisë mëkatin. Islami dhe pendimi i asgjësojnë dhe i fshijnë mëkatet e së kaluarës. Andaj, nuk ka nevojë për t'u rrëfyer para ndonjë njeriu për mëkatet e bëra.**

Allahu e ligjëroi pendimin në Islam. Ai nënkupton që njeriu të kthehet tek Allahu i penduar dhe ta braktisë mëkatin. Allahu i Lartësuar thotë: **"Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin!"** (En Nur, 31) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk e dinë ata se Allahu është Ai që pranon pendimin dhe bamirësinë nga robërit e Vet dhe se Ai është Pranuesi i pendimeve dhe Mëshirëploti?"** (Et Teube, 104) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai e pranon pendimin e robërve të Vet, i fal gjynahet dhe i di të gjitha çfarë punoni ju."** (Esh Shura, 25) Ndërkaq, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Allahu gjithsesi gëzohet më tepër kur robi i Tij besimtar pendohet, sesa ndonjë njeri që ishte në një tokë të shkretë e të rrezikshme, e me vete e kishte devenë e tij, mbi të cilën e kishte ushqimin dhe pijen. Ai ra në gjumë e, me t'u zgjuar, (pa që) ajo ishte shmangur. Ai e kërkoi, derisa u et. Më pas tha: "Po kthehem në vendin që isha dhe po bie në gjumë derisa të vdes." Kështu, e vendosi kokën në dorën e tij, që të vdesë. U zgjua, kur ja, deveja e tij pranë tij dhe mbi të kishte funizimin, ushqimin dhe pijen. Vërtet Allahu gëzohet me tepër kur robi besimtar pendohet, sesa ky për devenë dhe furnizimin e tij."* (E shënon Muslimi, numër 2744)

Islami dhe pendimi i asgjësojnë dhe i fshijnë mëkatet e së kaluarës. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaju atyre që nuk besojnë: Nëse largohen (nga mosbesimi), do t'u falet e kaluara e, nëse kthehen (në mosbesim), atëherë dënimi i popujve të mëparshëm është paralajmërim për ta."** (El Enfal, 38) Allahu i ftoi të krishterët të pendohen, e në atë rast Ai, i Lartësuari, thotë: **"Përse ata nuk kthehen me pendesë tek Allahu e t'i kërkojnë falje Atij?! Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë!"** (El Maide, 74) Allahu i nxiti të gjithë mëkatarët dhe gjynahqarët që të pendohen. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti."** (Ez Zumer, 53) Kur Amër ibn Asi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) vendosi ta pranojë Islamin, kishte frikë mos i pranohen mëkatet që i kishte bërë para Islamit. Amri, duke e treguar këtë rast, shprehet: *"Kur Allahu i Lartmadhërishëm e futi Islamin në zemrën time, shkova te Pejgamberi ﷺ që t'i besatohem. Kështu, ai ma shtriu dorën dhe i thashë: "Nuk të besatohem, o i Dërguari i Allahut, derisa të më falen mëkatet e së kaluarës." Në atë rast, i Dërguari i Allahut ﷺ më tha: "O Amër, a nuk e ditke se hixhreti i asgjëson mëkatet e së kaluarës?! O Amër, a nuk e ditke se Islami i asgjëson mëkatet e së kaluarës?!"* (E shënojnë Muslimi, numër 121 ngjashëm me këtë hadith, në mënyrë të zgjeruar, Ahmedi, numër 17827 dhe teksti është i tij)

**43. Në Islam lidhja mes njeriut dhe Allahut është e drejtpërdrejtë. Nuk ke nevojë për askënd që të jetë ndërmjetës mes teje dhe Allahut. Islami ndalon që t'i konsiderojmë njerëzit hyjni ose ortakë me Allahun në zotërim (rububije) dhe adhurim (uluhije) të Tij.**

Në Islam nuk ka nevojë për t'u rrëfyer para ndonjë njeriu për mëkatet e bëra. Në Islam lidhja mes njeriut dhe Allahut është e drejtpërdrejtë. Nuk ke nevojë për askënd që të jetë ndërmjetës mes teje dhe Allahut, siç është përmendur më parë në paragrafin numër 36 se Allahu i Lartësuar i ftoi të gjithë njerëzit të kthehen dhe të pendohen tek Ai, gjithashtu i ndaloi t'i merrnin profetët dhe melekët si ndërmjetës mes Allahut dhe robërve të Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai njeri nuk do t'ju urdhërojë që engjëjt dhe profetët t'i merrni për zota. Vallë, si mund t'ju urdhërojë ai të bëheni mohues, pasi i jeni nënshtruar Allahut?!"** (Alu Imran, 80) Islami, siç po e sheh, ndalon që t'i konsiderojmë njerëzit hyjni ose ortakë me Allahun në zotërim (rububije) dhe adhurim (uluhije) të Tij. Allahu i Lartësuar thotë për të krishterët: **"Në vend të Allahut, ata kanë zgjedhur për zot rabinët dhe murgjit e tyre, si dhe Mesinë, të birin e Merjemes, ndërkohë që janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një Zot, përveç të Cilit nuk ka tjetër që meriton të adhurohet. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë (në adhurim)."** (Et Teube, 31) Allahu i refuzoi jobesimtarët të cilët mes tyre dhe Allahut merrnin ndërmjetës. Allahu i Lartësuar thotë: **"Vetëm Allahut i**

**takon adhurimi i vërtetë. Sa për ata që marrin mbrojtës të tjerë, përveç Tij, duke thënë: "Ne u lutemi atyre vetëm që të na afrojnë tek Allahu", Allahu me siguri që do t'i gjykojë për mospajtimet që kanë pasur. Vërtet, Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar e mohues."** (Ez Zumer, 3) Allahu sqaroi se idhujtarët e periudhës paraislame i merrnin ndërmjetësit mes tyre dhe Allahut dhe thoshin se ata i afrojnë tek Allahu.

Fakti se Allahu ndaloi të merren profetët dhe melekët ndërmjetës mes Tij dhe robërve të Vet është më parësore që të tjerët të mos merren fare. E si, kur vetë profetët dhe të dërguarit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) nxitonin për t'u afruar tek Allahu me vepra të mira?! Allahu i Lartësuar tregon gjendjen e profetëve dhe të dërguarve (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) dhe thotë: **"Me të vërtetë, ata nxitonin për vepra të mira dhe na luteshin, me shpresë e frikë dhe ishin të përulur ndaj Nesh."** (El Enbija, 90) Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë**: "Vetë ata që idhujtarët u luten, kërkojnë t'i afrohen Zotit të tyre, madje edhe më të afërtit, duke shpresuar mëshirën e Tij dhe duke iu frikësuar dënimit të Tij. Me të vërtetë, nga dënimi i Zotit tënd duhet të ruhet gjithkush."** (El Isra, 57) Pra, ata të cilëve u luteni krahas Allahut, qofshin profetë, qofshin njerëz të mirë, vetë ata afrohen tek Allahu duke shpresuar mëshirën e Tij dhe duke iu frikësuar dënimit të Tij. E si vallë të luten ata krahas Allahut?!

**44. Në fund të këtij libri, rikujtojmë se njerëzit, edhe pse kanë dallime në kohë, nacionalitet e vende, madje tërë shoqëria njerëzore ka dallime në idetë dhe qëllimet e saj dhe ndryshon nga tjetri sa i përket vendbanimit e punëve, kanë nevojë për një udhërrëfyes që i drejton, për një sistem që i bashkon dhe për një udhëheqës që i mbron. Të dërguarit fisnikë (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) e merrnin përsipër këtë gjë nëpërmjet shpalljes së Allahut të Lartësuar. Ata i udhëzonin njerëzit në rrugën e hairit dhe të drejtë; i bashkonin te ligji i Allahut dhe gjykonin ndërmjet tyre me drejtësi. Në varësi të përgjigjes që ua bënin këtyre të dërguarve dhe afërsisë së tyre me shpalljet hyjnore, çështjet e tyre qenë në rregull. Allahu i përmbylli shpalljet hyjnore me shpalljen e të dërguarit Muhamed ﷺ dhe i caktoi asaj përhershmëri. Po ashtu e bëri këtë shpallje udhërrëfyese për njerëzit, mëshirë, dritë dhe drejtuese drejt rrugës që të shpien tek Allahu i Lartësuar.**

Në fund të këtij libri, rikujtojmë se njerëzit, edhe pse kanë dallime në kohë, nacionalizëm e vende, madje tërë shoqëria njerëzore ka dallime në idetë dhe qëllimet e saj dhe ndryshon nga tjetri sa i përket vendbanimit e punëve, kanë nevojë për një udhërrëfyes që i drejton, për një sistem që i bashkon dhe për një udhëheqës që i mbron. Të dërguarit fisnikë (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) e merrnin përsipër këtë gjë nëpërmjet shpalljes së Allahut të Lartësuar. Ata i udhëzonin njerëzit në rrugën e drejtë dhe

të hairit; i bashkonin te ligji i Allahut dhe gjykonin ndërmjet tyre me drejtësi. Në varësi të përgjigjes që ua bënin këtyre të dërguarve dhe afërsisë së tyre me shpalljet hyjnore, çështjet e tyre qenë në rregull. Kur humbja u shtua e injoranca u përhap, si dhe idhujt u adhuruan, Allahu e dërgoi të Dërguarin e Tij, Muhamedin ﷺ, me udhëzimin dhe fenë e vërtetë, që njerëzit t'i nxjerrë nga errësirat e mosbesimit, të injorancës dhe të idhujtarisë drejt besimit dhe udhëzimit.

**45. Për këtë, o njeri, të thërras t'i nënshtrohesh Allahut sinqerisht, i zhveshur nga pasimi i verbër dhe tradita dhe ta dish se pas vdekjes do të kthehesh te Zoti yt. Vështro veten dhe horizontin përreth. Prano Islamin, që të jesh i lumtur në këtë botë dhe në tjetrën. Nëse dëshiron ta pranosh Islamin, prej teje kërkohet vetëm të thuash: Eshhedu en la ilahe il-lallah ue enne Muhammeden rasulullah – Dëshmoj se nuk meriton adhurimin askush me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut. Po ashtu të shkëputesh prej çdo gjëje që adhurohet krahas Allahut dhe të besosh se Allahu do t'i ringjallë ata që janë në varre. Gjithashtu, të besosh se llogaridhënia dhe shpërblimi (në botën tjetër) janë të vërteta. Kur ta thuash këtë dëshmi, veçse je bërë musliman. Pastaj e ke obligim që ta adhurosh Allahun sipas asaj që Ai e ka ligjëruar, si: falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe haxhillëku, nëse ke mundësi.**

Për këtë, o njeri, të thërras t'i nënshtrohesh Allahut sinqerisht, i zhveshur nga pasimi i verbër dhe tradita. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj (o Muhamed): "Unë ju këshilloj vetëm një gjë: ngrihuni sinqerisht për Allahun, dy nga dy ose një nga një, e pastaj gjykoni për shokun tuaj (Muhamedin) që nuk është i çmendur. Ai është dërguar vetëm që t'ju paralajmërojë para një dënimi të rëndë."** (Sebe, 46) Ta dish se pas vdekjes do të kthehesh te Zoti yt. Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe se njeriu do të ketë vetëm**

**atë për të cilën ka punuar; se përpjekjet e tij do të shihen dhe se do të shpërblehet me shpërblim të plotë; se te Zoti yt do të jetë kthimi."** (En Nexhm, 39-42) Vështro veten dhe horizontin përreth teje. Allahu i Lartësuar thotë: **"A nuk e shohin ata mbretërinë e qiejve e të Tokës dhe gjithçka që ka krijuar Allahu, duke menduar se mund t'u jetë afruar fundi?! Në çfarë Shpalljeje tjetër do të besojnë pas kësaj?!"** (El Araf, 185)

Prano Islamin, që të jesh i lumtur në këtë dhe në botën tjetër. Nëse dëshiron ta pranosh Islamin, prej teje kërkohet të thuash: *"Eshhedu en la ilahe il-lallah ue enne Muhammeden rasulullah – Dëshmoj se nuk meriton adhurimin askush me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut."* Kur i Dërguari ﷺ e dërgoi Muadhin në Jemen si thirrës në Islam, i tha: *"Ti do të shkosh te një popull që janë ithtarë të Librit, ndaj le të jetë çështja e parë në të cilën i thërret dëshmia se s'ka të adhuruar me të drejtë përveç Zotit dhe se Muhamedi është i Dërguari i Zotit. E, nëse ata të binden ty në këtë çështje, atëherë mësoji se Zoti ua ka bërë obligim që, përgjatë çdo ditë e nate, t'i falin pesë kohë namazesh. E, nëse ata të binden në këtë çështje, atëherë mësoji se Zoti ua ka bërë obligim një lloj lëmoshe, e cila merret nga pasanikët dhe u jepet të varfëve..."* (E shënon Muslimi, numër 19) Gjithashtu të shkëputesh prej çdo gjëje që adhurohet krahas Allahut. Shkëputja nga çdo gjë që adhurohet krahas Allahut është besimi i drejtë; feja e Ibrahimit (alejhi selam). Allahu i

Lartësuar thotë: **"Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu, Një dhe i Vetëm." Përjashtim (nga ky shembull) bën fjala e Ibrahimit për të atin: "Unë do të kërkoj falje për ty, por nuk kam kurrfarë mundësie për të të mbrojtur para Allahut. O Zoti ynë, te Ti mbështetemi, Ty të drejtohemi dhe te Ti do të kthehemi."** (El Mumtehine, 4) Të besosh se Allahu do t'i ringjallë ata që janë në varre. Allahu i Lartësuar thotë: **"Kjo ndodh (që ta dini) se Allahu është e Vërteta, se Ai i ringjall të vdekurit, se Ai është i Fuqishëm për çdo gjë, se Ora (e Kiametit) do të vijë, gjë për të cilën s'ka dyshim dhe se Allahu do t'i ringjallë ata që janë në varre."** (El Haxh, 6-7) Të besosh se llogaridhënia dhe shpërblimi (në botën tjetër) janë të vërtetë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu i krijoi qiejt dhe Tokën me qëllim të plotë, në mënyrë që çdo njeri të jetë i shpërblyer për atë që ka punuar. E, askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi."** (El Xhathije, 22)

Kur ta thuash këtë dëshmi, veçse je bërë musliman. Pastaj e ke obligim që ta adhurosh Allahun sipas asaj që Ai e ka ligjëruar, si: falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi, haxhillëku, nëse ke mundësi, dhe adhurime të tjera.

E shkroi: prof. dr. Muhamed ibn Abdullah es Suhajmi

Ish-profesor i lëndës së besimit në drejtimin e studimeve islame

Fakulteti i Edukimit, Universiteti Mbreti Suud

Riad, Mbretëria e Arabisë Saudite

Data: 19.11.1441 hixhri